# DITURIA ISLAME

NUMËR 327 | VITI 31 | JANAR 2018 | XHUMADEL-ULA 1439 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €

- Bashkërenditja e së përhershmes me të ndryshueshmen
- Allahu është gjithmonë i Pranishëm
- Eduard Saidi, kritik i koncepteve perëndimore për Orientin



www. bislame. net

Kur do të kthehet ajo epërsia jonë studimore dhe kur do të rizgjohet meditimi fetar, që veçori të parë ka intelektualizmin?!

Allahu nuk i dha të Dërguarit të Tij, Muhammedit (a.s.) shkop për të çarë detin, por i dha argument, qartësi dhe logjikë që të mahnitë mendjet.

Dr. Mustafa Mahmudi, në librin "Alemul esrar"
Përktheu: Lavdrim Hamja

PËRMBAJTJA





# Myftiu Tërnava priti në takim ambasadorin slloven z. Bojan Bertoncelj-i

*Prishtinë, 17 janar 2018*

Myftiu i Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava priti në takim sot ambasadorin slloven, z. Bojan Bertoncelj-in. Në këtë takim, Myftiu Tërnava e njohu ambasadorin slloven me aktivitetet e BIRK-ut dhe me zhvillimet e jetës e të veprimtarisë fetare anembanë vendit. Myftiu Tërnava, po ashtu theksoi se roli dhe kontributi i BIRK-ut është për zhvillimin e Kosovës dhe në koordinim të mirë me institucionet vendore dhe ato ndërkombëtare. Ai çmoi dhe vlerësoi lart kontributin që është duke dhënë populli slloven dhe qeveria sllovene për Kosovën dhe ndihmën e saj për integrimin e Kosovës në mekanizma rajonalë dhe në ata ndërkombëtarë.

Nga ana e tij, ambasadori slloven, z.Bojan Bertoncelj-i, falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen dhe shfaqi bindjen se BIRK –u është institucion fetar që po jep vazhdimisht kontribut për krijimin e një ambienti të qetë dhe të sigurt, ku qytetarët e Kosovës të jetojnë në harmoni dhe tolerancë mes feve dhe komuniteteve. *(R.S).*

DITURIA ISLAME | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë. Dr. Ajni Sinani - kryeredaktor | Redaksia: Sabri Bajgora, Mr. Qemajl Morina, Dr. Musa Vila, Mr. Ekrem Simnica, Mr. Ekrem Maqedonci, Hajrullah Hoxha, Dr. Flamur Sofiu, Ilmi Rexhepi dhe Bahri Sejdiu | Sekretar në redaksi: Mr. Rexhep Suma | Lektor & Korrektor: Ilmi Rexhepi | Redaktor artistik & teknik: Bashkim Mehani. | Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë. Tel & Fax: 038 224 024 | email: dituriaislame@hotmail. com | dituriaislame@yahoo. com, www. dituriaislame. com
Parapagimi: Evropë 25 € | Amerikë 40 USA $ | Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë | *Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

# Shpallja, shkenca dhe bota metafizike

"Lexo me emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi (gjithçka). E krijoi njeriun nga një droçkë gjaku! Lexo! Zoti yt është Bujari më i madh. I Cili, me anë të penës ia mësoi. Ia mësoi njeriut ato që nuk i dinte."
(El-Alak, 1-5)

*Allahu e veçoi njeriun nga krijesat e tjera duke i dhënë mendjen, atij i dhuroi edhe shqisat për të njohur botën. Kështu, nëpërmjet mendjes njeriu merr perceptimet, kupton, mediton dhe nxjerr konkluzione. Mirëpo, krahas kësaj, Allahu i Madhërishëm nëpërmjet pejgambereve dërgoi shpallje dhe i furnizoi ata me dije mbi qëllimin e jetës, vlerat dhe kualitetet etike dhe ua besoi detyrën që Shpalljen Hyjnore t'ua komunikonin njerëzve duke ua treguar rrugën e vërtetë.*

*Ndërkaq, nëpërmjet pesë shqisave, shikimit, dëgjimit, nuhatjes, shijimit dhe prekjes, që i ka si pesë dritare që i janë hapur për të parë botën lëndore, njeriu merr ndijimet. Njeriu përdor edhe teknika të ndryshme shkencore për të njohur më shumë botën lëndore.*

*Me përparimin e shkencave, njeriu e kupton më mirë natyrën, e studion dhe e njeh më shumë ndërtimin dhe funksionimin e ligjeve në të. Mirëpo, përkufizimi i njohjes vetëm në atë që është materiale, duke e privuar nga pranimi i botës së shpirtit, shpalljes dhe nga të parët përtej botës fizike, është një përkufizim i gjymtë dhe jo i drejtë. Të deklarohet se s'mund të njihet asgjë tjetër veç asaj që mund të kapet përmes shqisave: nëse shihet, preket, dëgjohet etj.; është një pretendim që mbase do t'i shkonte mendjes fëmijërore.*

*Dituria nuk mund të reduktohet në një burim të vetëm. Mendja, pesë shqisat dhe vrojtimi janë konsideruar burime të dijes që nuk konfrontohen me burimin epistemologjik hyjnor – revelatën/vahjin.*

*Përkrahësit e shkollës 'pragmatiste' tregohen racionalë kur pohojnë pafuqinë e mendjes për të kuptuar të vërtetën, por ata e reduktojnë fuqinë e mendjes vetëm në njohjen e mjeteve për të arritur qëllimet. Ndërkaq, aftësia e mendjes së njeriut, ndonëse është më shumë se kaq, megjithatë ajo është e limituar dhe nuk mund të kuptojë të vërtetën rreth botës metafizike. Prandaj, vetëm nëpërmjet Shpalljes, njeriu duke përdorur mendjen, arrin të mësojë të vërtetën për Zotin.*

*Ndërmjet shkencës dhe fesë islame, midis racios dhe besimit, nuk ekziston fërkim ose konflikt, por përkundrazi, mund të bëhet fjalë vetëm për bashkëpunim.*

*Themeli, mbi të cilin bashkohen të gjitha sistemet mendimore, që nuk bazohen në shkencë, por në scientizëm, si: darvinizmi, bihejviorizmi, psikoanaliza frojdiane, materializmi dhe pozitivizmi etj., është refuzimi i fesë me burim nga shpallja dhe i urdhëresave dhe ndalesave të Zotit.*

*Fakti që ligjet natyrore zbulohen e njihen nuk duhet interpretuar aspak sikur këtej e tutje del e panevojshme të besosh në ekzistencën e një ligjvënësi dhe projektuesi të natyrës. Është e çuditshme se pjesa dërrmuese e shkencëtarëve perëndimorë tregohen mospërfillës dhe skeptikë ndaj çdo gjëje që ka të bëjë me botën përtej botës lëndore.*

*Kurani, edhe pse është libër hyjnor dhe ka për qëllim udhëzimin e njerëzimit, kjo s'do të thotë që Kurani të mos ketë vargje të cilat përmbajnë të vërteta rreth botës lëndore. Por, është gabim të pretendojmë se Kurani është një vepër-enciklopedi shkencore. Madje sipas Roxhe Garodit do të ishte një punë fëmijërore të konsiderohet Kurani si enciklopedi, që na liron nga mundimet e rënda gjatë gjurmimeve shkencore dhe teknike, të cilat botën islame në të kaluarën e bënë qendër të kulturës botërore.*

*Dr. Ajni Sinani*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës – "El-Kalem" (6)

**Shpërblimi për të devotshmit dhe mohimi i mundësisë që të jenë të barabartë i nënshtruari me devotshmëri dhe mëkatari**

إِنَّ لِلْمُتَّقِينَ عِندَ رَبِّهِمْ جَنَّاتِ النَّعِيمِ ﴿٤٣﴾أَفَنَجْعَلُ الْمُسْلِمِينَ
كَالْمُجْرِمِينَ ﴿٥٣﴾مَا لَكُمْ كَيْفَ تَحْكُمُونَ ﴿٦٣﴾أَمْ لَكُمْ كِتَابٌ
فِيهِ تَدْرُسُونَ﴿٧٣﴾إِنَّ لَكُمْ فِيهِ لَمَا تَخَيَّرُونَ ﴿٨٣﴾أَمْ لَكُمْ أَيْمَانٌ
عَلَيْنَا بَالِغَةٌ إِلَىٰ يَوْمِ الْقِيَامَةِإِنَّ لَكُمْ لَمَا تَحْكُمُونَ ﴿٩٣﴾سَلْهُمْ
أَيُّهُم بِذَٰلِكَ زَعِيمٌ ﴿٠٤﴾أَمْ لَهُمْ شُرَكَاءُ فَلْيَأْتُوا بِشُرَكَائِهِمْ إِن كَانُوا
صَادِقِينَ ﴿١٤﴾يَوْمَ يُكْشَفُ عَن سَاقٍ وَيُدْعَوْنَ إِلَى السُّجُودِ فَلَا
يَسْتَطِيعُونَ﴿٢٤﴾خَاشِعَةً أَبْصَارُهُمْ تَرْهَقُهُمْ ذِلَّةٌ وَقَدْ كَانُوا يُدْعَوْنَ
إِلَى السُّجُودِ وَهُمْ سَالِمُونَ ﴿٣٤﴾

*"Është e sigurt se për të devotshmit do të ketë te Zoti i tyre kopshte të kënaqësive. Vallë a do t'i trajtojmë kriminelët njësoj si myslimanët? Ç'është me ju, (o jobesimtarë) si po gjykoni kështu? A mos keni ndonjë libër në të cilin po lexoni (mësoni)? Se do të keni çfarëdo që të zgjidhni (dëshironi)?! A mos keni marrë ndonjë zotim (besatim) të fortë prej Nesh të vlefshëm deri në Ditën e Kiametit, (që ju siguron) se do ta arrini atë që keni përcaktuar? Pyeti ata se cili prej tyre ua garanton atë?A mos vallë ata kanë ortakë (zota) që u garantojnë, atëherë le t'i sjellin ortakët e vet, nëse e thonë të vërtetën? (Përkujto) Ditën kur çështja ashpërsohet deri në kulm (në Kiamet), ata do të ftohen për të bërë sexhde, po nuk do të munden. Shikimet e tyre do të jenë të përulura dhe do t'i mbulojë poshtërimi, sepse kanë qenë të ftuar të përuleshin (të bënin sexhde) sa qenë shëndoshë (dhe nuk kanë pranuar)."– (El-Kalem, 34-43).*

### Lidhja e këtyre ajeteve me ato paraprake

Në ajetet paraprake, pamë pasojat e atyre që iu shmangën rrugës së Zotit, duke mohuar begatitë e Tij. Ato ajete pasqyrojnë veprimin e mbrapshtë të pronarëve të kopshtit. Allahu i ndëshkoi ata në këtë botë, duke ua shkatërruar kopshtin e tyre gjatë natës, me një flakë nga qielli. Porosia hyjnore u qe drejtuar banorëve të Mekës që të mos e mohonin Thirrjen e Muhamedit a.s., sepse ndëshkimi i botës tjetër është shumë më i rëndë sesa lloji i ndëshkimit që e përjetuan pronarët e kopshtit me shkatërrimin e tij. Ndërkohë që, në ajetet në vijim, shohim shpërblimin e të devotshmëve në Xhenet, duke i demantuar thëniet e jobesimtarëve kur ata hamendësuan se në botën tjetër do të ishin të gjithë njësoj në shpërblime, ndonëse nuk kishin besuar, nuk kishin falur namaz etj...



**Koment:**

*34. Është e sigurt se për të devotshmit do të ketë te Zoti i tyre kopshte të kënaqësive.*

S'ka dyshim, se për ata që ia kishin dronë Allahut në këtë botë, në Ahiret do të ketë shpërblime të shumta dhe kënaqësi të pafundme. Besimi i tyre i paluhatshëm në Një Zot, besim i pastër dhe i sinqertë, i shoqëruar edhe me vepra të mira, do të jetë kurorë lavdie dhe është shkaku për shijimin e kënaqësive të papërshkrueshme në pallatet e bukura nën të cilët rrjedhin lumenj. Kopshtet e Xhenetit me pemë e gjelbërim, me erë misku dhe me pallate që shndritin nga shkëlqimi i margaritarëve dhe gurëve të tjerë të çmueshëm, është shpërblimi meritor për ta.

Besimtarët e vërtetë, e kanë kuptuar me kohë realitetin e kësaj botë kalimtare dhe të përkohshme. Ata nuk lejuan për asnjë çast të mashtrohen nga iluzionet e rreme të kësaj bote, sepse po të ndodhte një gjë e tillë, atëherë ata nuk do të kishin hise në kënaqësitë e përhershme të Ahiretit.

Sipas Mukatilit, kur ka zbritur ky ajet, idhujtarët e Mekës u kishin thënë myslimanëve: Vërtet Zoti, na ka dalluar e nderuar në këtë botë ndaj jush, prandaj patjetër që do të na dallojë e mbivlerësojë ndaj jush edhe në Ahiret.[1] Ata madje ishin të bindur se nëse nuk ndodh ky dallim, atëherë më e pakta që do të ndodhë, është barazia në mes tyre dhe myslimanëve, në shpërblim.

Por, përgjigjja hyjnore ndaj konstatimeve të tyre të marra ishte e menjëhershme, kur Allahu xh.sh. thotë:

*35. Vallë a do t'i trajtojmë kriminelët njësoj si myslimanët?*

*36. Ç'është me ju, (o jobesimtarë) si po gjykoni kështu?*

Kjo përgjigje e Allahut ndaj supozimeve dhe pretendimeve të idhujtarëve se ata do të ishin më të vlefshëm dhe më superiorë ndaj besimtarëve edhe nesër në Ahiret, është më tepër e natyrës alegorike, shprehur me një dozë sarkazmi. Allahu xh.sh. sikur ua bën atyre pyetjen: Vallë, a mos mendoni se ne do t'i trajtojmë besimtarët e devotshëm, të cilët e patën besimin e pastër në Allahun pa i shoqëruar Atij shok as rival, njësoj si kriminelët dhe ata që mohuan Zotin dhe maltretuan e vranë besimtarët në këtë botë.? Vallë, a mendoni se mund të jenë të barabartë me myslimanët ata që jetën e kësaj bote e kaluan në shkujdesje dhe huti, duke mos çarë kokën për obligimet e tyre ndaj të tjerëve dhe karshi Krijuesit të tyre? Vallë si mund të jenë njësoj besimtari dhe mohuesi i Zotit, mirëbërësi dhe keqbërësi, i devotshmi dhe kriminelí? Sigurisht se këta nuk mund të jenë as njësoj e as të barabartë. A nuk thotë Allahu xh.sh.: "Vallë! A është besimtari njësoj si keqbërësi? Jo, ata nuk janë të barabartë"– (Es-Sexhde, 18).

Imam Maturidiu në lidhje me ajetin e 35-të, thotë: "Allahu xh.sh. ka sqaruar se është mik i besimtarëve të devotshëm dhe armik i kriminelëve, andaj fjalët e Tij kanë këtë kuptim: Vallë, si mund të supozojnë-pretendojnë armiqtë e Mi se Unë do t'i trajtoj ata njësoj sikurse të zgjedhurit (besimtarët) dhe t'i bashkoj ata (në Xhenet)? Sigurisht se kjo nuk do të ndodhë, sepse në këtë veprim do të kishte humbje të urtësisë, e në këtë rast urtësia (logjika e shëndoshë) e bën të detyrueshme ndarjen mes armikut dhe mikut, ndërsa në bashkimin e tyre ajo (urtësia) humb kuptimin e saj."[2]

Allahu xh.sh. vazhdon me pyetjen tjetër ndaj idhujtarëve se si është e mundur të gjykoni kaq cekët për një gjë të tillë, pa pasur kurrfarë njohurie? Si ka mundësi që pas një jete të shfrenuar, krejtësisht larg nënshtrimit ndaj Allahut, të mohimit të vazhdueshëm të ekzistimit të Tij dhe mundësisë së Ringjalljes, të mendoni se do të jeni në pozita nderi e epërsie ndaj besimtarëve?

**Pyetjet hyjnore vazhdojnë, edhe më tutje në ajetet vijuese...**

*37. A mos keni ndonjë libër në të cilin po lexoni (mësoni)?*

*38. Se do të keni çfarëdo që të zgjidhni (dëshironi) ?!*

Pyetja e radhës me të cilën Allahu xh.sh. u drejtohet idhujtarëve mekas, është nëse ata kanë para vetes ndonjë libër të së fshehtës që t'u ketë zbritur nga qielli nëpërmjet ndonjë të dërguari dhe prej tij po nxirrnin mësime e përfundime të tilla se do të jenë të privilegjuar në botën tjetër?[3] A thua çfarë argumenti kanë në dorë që të jenë aq të sigurtë në pretendimet e tyre se ata do të jenë në pozita më të mira sesa besimtarët në Ahiret. A thua ajo çka ata zgjedhin është e realizueshme? A thua shkruan në atë libër se pretendimet dhe dëshirat e tyre do të plotësohen ashtu, sa çel e mbyll sytë, sipas dëshirave të tyre?!

Sigurisht që jo, por idhujtarët mekas, duke mëkatuar në vazhdimësi, dhe duke ngarendur pas epsheve, dhe duke qenë pothuajse të shkatërruar shpirtërisht nga brenda, përpiqeshin të arsyetonin çdo veprim të tyre.

Kur njeriu devijon nga natyrshmëria e tij e pastër, duke qenë zullumqar, përvetësues pa të drejtë i pasurive dhe ndereve të njerëzve të pafajshëm, gjithsesi në momente të caktuara brenda vetes do të ndiejë një çrregullim shpirtëror. Kjo ndjenjë e fajësisë e luhat baraspeshën e tij shpirtërore, andaj në ato momente të dobësisë shpirtërore është i gatshëm të kapet-lidhet pas çfarëdo ideje a mendimi, tek i cili i fle zemra, pavarësisht se ajo ide mund të jetë një iluzion i rremë. Përafërsisht të tilla ndjenja i përshkonin kurejshët në kohën e zbritjes së Kuranit, të cilët jo vetëm që refuzonin udhëzimin e Allahut, duke thënë se ne jemi të pasur, të fortë e autoritativë, por thoshin: Kur të vdesim, nëse ju o myslimanë pretendoni se do të shkoni

në parajsë, atëherë ne do të jemi atje para jush. Këto fjalë i thoshin sa për ta qetësuar veten, ndonëse e dinin mirë se ishin vetëm ëndërrime të tyre,[4] sepse ata në realitet nuk besonin fare se do të kishte ringjallje!

*39. A mos keni marrë ndonjë zotim (besatim) të fortë prej Nesh të vlefshëm deri në Ditën e Kiametit, (që ju siguron) se do ta arrini atë që keni përcaktuar?*

A mos vallë, ju idhujtarë të Mekës, keni marrë ndonjë zotim apo premtim prej Allahut-Krijuesit të botëve, i Cili të jetë i vlefshëm deri në Ditën e Gjykimit se ju do të arrini atë që vetë e keni përcaktuar. Ku është ai premtim se ju do të hyni në Xhenet dhe do të gëzoni të mirat e Zotit Tuaj, pa besuar dhe pa kryer asnjë prej detyrimeve fetare?!

Nga ky ajet shihet qartë mohimi i çfarëdo premtimi nga ana e Allahut për këtë kategori njerëzish, përkundrazi shihet si kërcënim për kryeneçësinë dhe shpifjet e tyre, se nëse nuk kthehen në rrugën e udhëzimit, ata do t'i presë ndëshkimi i ashpër në Ditën e Gjykimit.

*40. Pyeti ata se cili prej tyre ua garanton atë?*

Për t'i demaskuar edhe më tepër thëniet, supozimet dhe pretendimet e tyre të sëmura, Allahu xh.sh. tash i drejtohet Muhamedit a.s.,duke i thënë: Pyeti ata o i Dërguari Im, do të thotë pyeti idhujtarët mekas në formë të tërheqjes së vërejtjes dhe të qortimit, se kush është ai që ua garanton atyre pretendimet e tyre të marra? Kush është garantuesi juaj se ju do të jeni të barabartë me myslimanët nesër në Ahiret? A nuk e keni kuptuar ende momentin e trishtueshëm të Ditës së Gjykimit, ku askush askujt nuk mund t'i bëjë dobi, përveç veprës së tij dhe ndërmjetësimit-shefatit? Atë ditë secili do të jetë i ngarkuar me vetveten dhe hallin e tij. A nuk thotë i Madhërishmi: "Është dita kur askush askujt nuk do të mund t'i ndihmojë asgjë; atë ditë e tërë çështja i takon vetëm Allahut!"– (El-Infitar, 19) dhe: "Vallë, a mund ta shpëtosh ti prej zjarrit atë të cilit i është përcaktuar vendimi për dënim?– (Ez-Zumer, 19).

*41. A mos vallë ata kanë ortakë (zota) që u garantojnë, atëherë le t'i sjellin ortakët e vet, nëse e thonë të vërtetën?*

A mos vallë, ata kanë ortakë- zota të tjerë, të cilët ua garantojnë mirëqenien në botën tjetër?. Edhe kjo pyetje është alegorike dhe përbën sfidim hyjnor që, nëse ata paskan ndonjë ortak apo ndonjë zot tjetër, atëherë le t'i sjellin me vete ortakët apo zotat e tyre që të ndërmjetësojnë për ta, nëse po e flasin të vërtetën.

Por e vërteta është krejtësisht ndryshe. Ata do të mbesin të heshtur përballë së vërtetës dhe realitetit të trishtë me të cilin do të ballafaqohen. Ata jo që nuk do të jenë të privilegjuar, por do të jenë edhe të nënçmuar e të përbuzur për mëkatet dhe sjelljet e tyre arrogante në këtë botë. Dita e Gjykimit do të jetë ditë e ndëshkimit dhe e turpërimit...

*42. (Përkujto) Ditën kur çështja ashpërsohet deri në kulm (në Kiamet), ata do të ftohen për të bërë sexhde, po nuk do të munden.*

Allahu xh.sh. i drejtohet të Dërguarit a.s. që t'ua përkujtonte mekasve atë ditë të vështirë të gjykimit, kur çështja do të ashpërsohet deri në kulm, sepse përballja e tyre me verdiktin e Drejtësisë Hyjnore, do të jetë e dhimbshme për ta.

Në këtë ditë të vështirë, e cila do të jetë e rëndë edhe për vetë besimtarët, idhujtarët dhe jobesimtarët do të ftohen të bien në sexhde ndaj Allahut fuqiplotë, por, më kot. Gjymtyrët e tyre do t'i tradhtojnë. Ato nuk do t'u binden dhe, për pasojë, nuk do të arrijnë të bien në sexhde e as



të përkulen. Do të mbesim të shtangur e të palëvizshëm. Të thirrurit e tyre për të bërë sexhde, nuk është ftesa për sexhdenë e adhurimit siç e kemi bërë ne gjatë jetës në këtë botë, por është ftesë qortuese dhe nënçmuese për ta.[5]

Në lidhje me këtë ajet, është folur shumë nga shkollat e ndryshme akaidologjike nëse ky ajet duhet të kuptohet dhe interpretohet tekstualisht e që nënkupton "gjurin", apo duhet të sqarohet me alegori, duke iu përmbajtur doktrinës akaidologjike të Ehli Sunetit-(Maturidij-Esharij) se kur flitet për cilësitë e Allahut, Atij nuk guxon t'i vishet asnjë atribut apo përshkrim i krijesave, sepse Ai është jashtë çdo përshkrimi dhe përngjasimi me krijesat. Në këtë rast, ajeti në fjalë në asnjë mënyrë nuk nënkupton"të zbuluarit e gjurit", por shumica dërrmuese e dijetarëve myslimanë e kanë komentuar si ashpërsi të çështjes në Ditën e Gjykimit,[6] në të cilën askujt nuk i bëhet padrejtësi, dhe secili do ta marrë shpërblimin apo ndëshkimin e merituar.

Ibn Abasi fjalën "sak" e shpjegon si brengë, vuajtje dhe ashpërsi të momentit të Ditës së Gjykimit.[7] Në një transmetim tjetër nga Ibn Abasi, përcillet të këtë thënë: "Ky është momenti më i vështirë i Ditës së Gjykimit".[8]

Po këtë mendim e ka edhe kolosi i Ehli Sunetit, Imam Maturidiu, i cili thotë se ajeti "Jevme jukshefu an sakin" nënkupton shfaqjen e momentit të kërcënimit më të ashpër me pamje trishtuese, pra fjala "sak" nënkupton vështirësinë dhe ashpërsinë.[9]

Ndërkohë, Imam Kurtubiu në lidhje me këtë ajet "Jevme jukshefu an sakin" thotë: "Ajo që është përcjellë se Allahu në Ditën e Gjykimit "zbulon gjurin e Tij", të gjithë duhet ta dinë se Allahu është jashtë çdo përshkrimi me gjymtyrë dhe nuk i nënshtrohet ndonjë ndarjeje. Ai është larg çdo përshkrimi se mund "të zbulohet" apo "të mbulohet", por kjo nënkupton shfaqjen e një çështjeje të Tij madhështore. Është thënë se kjo nënkupton shfaqjen e "Nurit" të Tij." Kurtubiu sjell si argument edhe një thënie nga Ebu Musa el Eshariu, i cili përcjell nga i Dërguari a.s. të këtë thënë: "Atë ditë Allahu shfaq një Dritë të madhe (Nur) nga e cila Dritë të gjithë do të detyrohen të bien në sexhde."[10]

*43. Shikimet e tyre do të jenë të përulur dhe do t'i mbulojë poshtërimi, sepse kanë qenë të ftuar të përuleshin (të bënin sexhde), sa qenë shëndoshë (dhe nuk kanë pranuar).*

Ky ajet, shpërfaq më së miri mjerimin dhe turpërimin publik të atyre që mohuan Krijuesin e tyre. Ata kur do të ftohen të bien në sexhde, do të përpiqen, por siç thamë më parë nuk do të mund ta bëjnë një gjë të tillë. Gjymtyrët e tyre trupore nuk do t'u binden. Seid ibn Xhubejri thotë se ata gjatë jetës në këtë botë ishin thirrur për namaz nëpërmjet ezanit, por nuk i qenë përgjigjur thirrjes.[11] Ata ishin thirrur ta bënin një gjë të tillë gjatë jetës së tyre në këtë botë, por nuk kishin pranuar e as nuk e kishin përfillur udhëzimin hyjnor. Ata nuk e bënë këtë sexhde adhurimi kur ishin të shëndoshë, kur ende ishin në jetën e kësaj bote dhe kur ende mund të udhëzoheshin.[12] Ata ngarendën pas lakmive të kësaj bote, u hoqën të mëdhenj ndaj besimtarëve dhe të varfërve, andaj tash do t'i mbulojë turpi e poshtërimi. Ata nuk do të kenë fytyrë të drejtojnë shikimet e tyre, por këto shikime do të jenë të përulura nga nënçmimi. Këta janë banuesit e zjarrit, në të cilin do të jenë përgjithmonë.

## Porosia e këtyre ajeteve

- Besimtarët do të gëzojnë në Xhenet mirësitë e pakufishme të Allahut, si shpërblim për jetën e devotshme të kaluar në këtë dynja. Në këto xhenete, ata do të shijojnë begati pas begatie, duke u shkrirë në lumturinë e amshueshme
- Në botën tjetër, në asnjë mënyrë nuk do të jenë të barabartë në trajtim besimtarët dhe jobesimtarët apo mirëbërësit dhe mëkatarët, sepse kjo do të ishte në kundërshtim me drejtësinë hyjnore.
- Në pyetjet hyjnore drejtuar idhujtarëve ka alegori dhe kuptim kërcënimi që ata të logjikonin me arsye të shëndoshë e të mos harliseshin pas jetës së kësaj bote të kredhur në luks e mëkatime në fund të pretendonin se do të ishin në pozitë më të lartë në Xhenet sesa besimtarët.
- Në Xhehenem një prej ndëshkimeve do të jetë edhe thirrja nënçmuese-qortuese për ta që të bien në sexhde, por ata nuk do të arrijnë ta bëjnë këtë përulje, ndonëse tash do të dëshironin ta bënin atë në shenjë pendese. Sidoqoftë, tashmë është vonë për pendim, por ata do t'i kaplojë përbuzja dhe shikimet e tyre do të jenë të përulura e të poshtëruara. Në anën tjetër, besimtarët do të jenë me fytyra të ndriçuara, të gëzuar e të kënaqur me atë që ua ka dhënë Zoti i tyre si dhuratë për besimin dhe veprat e tyre në këtë botë. *(vijon)*

(1) Tefsiri i Mukatil bin Sulejmanit, Bejrut, 2002, vëll. IV, f. 407. (2) Imam Maturidiu, Te'vilatu Ehli-s-Sunneti, vëll. X, f. 150 (redaktuar nga dr. Mexhdi Basel-lum). (3) Ebu Bekr el Xhezairij, Ejseru-t-tefasiri, vëll. V, f. 415. (4) http://www.nabulsi.com/blue/ar/art.php?art=891&id=97&sid=101&ssid=377&sssid=378; (Koment i zgjeruar i sures: El-Kalem, azhurimi i fundit i faqes më 02.01.2018). (5) Imam Fahru Rraziu, Mefatihul gajb, vëll. 15, f. 84. (6) Zemahsheriu, El-Kesh-shaf, Rijad, 1998, vëll. VI, f. 190. (7) Ibn Adil ed-Dimeshkij, El-Lubab fi Ulumil Kitab, vëll. XIX, f. 299. (8) Tefsiri i Kurtubiut, vëll. XXI, f. 176. (9) Imam Maturidiu, Te'vilatu Ehli-s-Sunneti, vëll.V, f. 218 (redaktuar nga Fatma el Hajmi). (10) Tefsiri i Kurtubiut, vëll. XXI, ff. 176-177. (11) Rumuzul kunuz fI tefsir Kitabil Aziz, vëll. VIII, f. 243. (12) Abdurrahman Hasen Habenneke el Mejdani, Mearixhu-t-tefekkuri ve dekaiku-t-tedebburi, Damask-Bejrut 2000, vëll. I, f. 255.

Mr. Ejup Haziri

# Mënyrat e uljes: *teverruk-u dhe iftirash-i*

## Hyrje

Janë kryesisht dy forma apo dy mënyra të uljes gjatë namazit, që të dyja janë të vërtetuara nga hadithet e transmetuara lidhur me këtë çështje. E para njihet si "teverruk", gjersa mënyra e dytë si "iftirash". Në kronologji, gjatë gjithë historisë këto dy mënyra kanë pasur aplikim. Kjo çështje nuk njihet si çështje konfliktuale, me përjashtim në dy dekadat e fundit që në vende të caktuara u bë goxha popullarizuese dhe diku diku edhe çështje konfliktuale nga disa të paformuar fetarisht dhe me dije të cekët nga shkencat dhe argumentet fetare.

Mënyra e uljes apo pozita "teverruk" është kur namazfalësi ulet në tokë (jo mbi këmbë), këmbën e djathtë e mban në pozitën vertikale, ashtu që gishtat e këmbës janë të drejtuar në drejtim të kibles, kurse këmba e majtë është e shtrirë nën këmbën e djathtë.

Mënyra tjetër, gjegjësisht pozita e uljes, e njohur si "iftirash", është atëherë kur namazfalësi, ndryshe prej mënyrës paraprake, e shtrin këmbën e majtë dhe ulet në të, gjersa këmba e djathtë është në pozitën vertikale dhe gishtat janë të kthyer në drejtim të kibles.

Këto janë dy format apo pozitat që përdoren gjatë uljeve në namaz, rreth të cilave dijetarët janë të ndarë në mendime se cila prej tyre është më e saktë dhe cilën prej tyre e aplikoi më tepër i Dërguari i Allahut.

## Opinionet e ndryshme në lidhje me uljen

Sa i përket pozicionit të uljes, kemi mendime të ndryshme, ndonëse njihen vetëm dy pozita (mënyra):teverruk dhe iftirash, por problematika qëndron në faktin se a të përdoret vetëm një pozitë, apo të përdoren të dyjat? E, në rast të përdorimit të dy mënyrave, cila të përdoret në uljen e parë e cila në të dytën?

Hanefitë janë të mendimit se mënyra më e mirë e pozitës së uljes në namaz, është ajo e iftirash-itdhe se kjo përdoret si në uljen e parë, ashtu edhe në të dytën.[1] Megjithatë, sipas hanefive, edhe pse rekomandohet të aplikohet pozita "iftirash", pozita "teverruk" është gjithashtu e lejuar.

Për dallim nga hanefitë, të cilët rekomandojnë pozitën "iftirash" në të gjitha uljet, malikitë janë të mendimit të kundërt, ngase parashohin që, në të gjitha uljet, të aplikohet pozita "teverruk", madje edhe në uljen mes dy sexhdeve.

Shafiu dhe medhhebi i tij është mes hanefive dhe malikive, ngase në uljen e parë rekomandojnë uljen "iftirash" (sikur hanefitë), gjersa në të fundit atë "teverruk" (sikurse malikitë). Në namazet me një ulje, sipas



Shafiut, namazfalësi ulet në pozitën "teverruk", sepse ajo konsiderohet ulja e fundit.

Ahmedi pajtohet me mendimin e Shafiut që në uljen e parë të aplikohet pozita"iftirash", ndërsa në të fundit ajo"teverruk", mirëpo mes tij dhe Shafiut ekziston një dallim te namazet me një ulje. Përderisa Shafiu ishte i mendimit qënë namazet me një ulje, namazfalësi të aplikojë pozitën "teverruk", Ahmedi është i mendimit që në namazet me një ulje, si ai i sabahut, xhumasë dhe i bajrameve, mos të aplikojë pozitën "teverruk", por atë "iftirash."[2]

Se kjo formë është më e fuqishme, tregon edhe fakti se pjesa dërrmuese e namazfalësve e praktikonin më tepër, madje që nga gjeneratat e hershme. E, në lidhje me këtë, Tirmidhiu, pasi që sjell hadithet në lidhje me këtë çështje, për uljen "iftirash", thotë: "Kjo praktikohet nga shumica dërrmuese e dijetarëve. Njëherit ky opinion është i Sufjan Thevriut, Abdullah Mubarekut dhe i banorëve të Kufës."[3]

**Argumentet për uljen "iftirash"**

Hanefitë, kur parapëlqejnë pozitën "iftirash", (ndërsa femrat pozitën "teverruk", ngase kjo është më e mbrojtur për to), e arsyetojnë se i Dërguari i Allahut në pjesën më të madhe të jetës së tij e kishte aplikuar një formë të tillë gjatë uljes në namazet e tij. Këtë formë apo pozitë, siç do ta shohim edhe në vijim nga hadithet, e kanë praktikuar në masë të madhe edhe gjeneratat e hershme dhe pjesa dërrmuese e dijetarëve, ashtu siç e ka pohuar dhe miratuar vetë kolosi i sunetit, Tirmidhiu. Ndërsa hadithet e tjera që përmendin pozitën tjetër "teverruk", shpjegohen se kjo ka ndodhur në



pjesën e fundit të jetës së Pejgamberita.s., për shkak të sëmundjes, dobësisë apo edhe pafuqisë së tij që të ulet në pozitën "iftirash".[4] Por, mund të jetë edhe si mësim për sahabët se edhe kjo pozitë është e lejuar.

Ka shumë argumente që përcillen nga suneti rreth uljes në namaz, do të sjellim disa prej tyre, duke filluar nga hadithi i transmetuar nga Vaili: Na ka treguar Ebu Kurejbi i cili thotë: "Na ka treguar Abdullah ibën Idrisi nga Asim ibën Kulejbi, ky nga babai i tij, e ky nga Vail ibën Huxhri, i cili thotë: "Erdha në Medinë dhe thashë: (tash) Do ta shikoj namazin e Pejgamberita.s., e kur ai u ul (për teshehud) e shtriu këmbën e majtë dhe vendosi dorën e majtë mbi gjurin e tij të majtë e këmbën e djathtë e mbajti në pozitën pingule (me gishta të kthyer nga kibla)."[5]

E, në Sunenin e Ebu Davudit, po ashtu nga Vaili, ky transmetim është më detajizues sesa ai paraprak, ndonëse nuk do ta sjellim të tërin për shkak se hadithi është i gjatë:

Na ka treguar Museddedi, na ka treguar Bishr ibën el-Mufeddal nga Asim ibën Kulejbi, ky nga babai i tij, e ky nga Vail ibën Huxhri, i cili ka thënë: "Thashë: Do ta shikoj namazin e Pejgamberita.s. se si do të falet ai. U ngrit (Pejgamberia.s.), u drejtua kah kibla, mori tekbir dhe i ngriti duart e tij gjersa ato ishin afër veshëve të tij..." Më pas u ul dhe këmbën e majtë e shtriu dhe dorën e majtë e vendosi në gjurin e majtë, kurse dorën (bërrylin) e djathtë mbi gjurin e djathtë, kapi dy gishta dhe bëri një lëvizje. Unë e pashë atë tek thoshte: "E kapi gishtin e madh me të mesmin dhe dha shenjë (e ngriti) me gishtin tregues."[6]

Ky hadith ka ardhur në formë të përgjithshme, pa kushtëzuar pozicionin "iftirash" në uljen e parë apo në të dytën. Kjo është e qartë dhe mjaft e kuptueshme nga mesazhi që jep hadithi.

Hadithi në vijim është hadithi i transmetuar nga Aisheja dhe është hadith detajizues rreth faljes së namazit të Pejgamberita.s. që nga tekbiri fillestar e deri tek përfundimi i namazit:

Na ka treguar Muhamed ibën Abdullah Numejri, na ka treguar Ebu Halid (el-Ahmeri), nga Husejn el-Mualim, i cili ka thënë: "Na ka treguar Is'hak ibën Ibrahimi (teksti është i tij) dhe ka thënë: "Na ka treguar Husejn el-Mualimi, nga Budejl ibën Mejsereh, ky nga Ebu-l Xhevzai, e ky nga Aisheja, e cila ka thënë: "...E shtrinte këmbën e majtë, kurse të djathtën e mbante pingul..."[7]

Hadithi është dëshmi se i Dërguari i Allahut e aplikonte një pozicion të vetëm gjatë uljeve në teshehud, si në të parin ashtu edhe në të dytin e që është pozicioni "iftirash". E, po të ishte ndonjë tjetër pozicion,

sigurisht se do ta përmendte Aisheja. Ky është kuptimi i hadithit!

Hadithi në vijim është ai që transmetohet nga Ebu Humejdi: Na ka treguar Bundari dhe tha: "Na ka treguar Ebu Amir el-Akadij, i cili tha: "Na ka treguar Fulejh ibën Sulejmanel-Medenij, i cili tha: "Na ka treguar Abas ibën Sehles-Saidij dhe tha: "U takuan Ebu Humejdi, Ebu Usejdi, Sehl ibën Sa'di dhe Muhamed ibën Meslemeh dhe përkujtuan namazin e të Dërguarit të Allahut. Ebu Humejdi u tha: "Unë jam më i dituri prej jush për namazin e të Dërguarit të Allahut dhe tha: "I Dërguari i Allahut u ul në teshehud, e shtriu këmbën e tij të majtë, gishtat e këmbës së djathtë i drejtoi kah kibla, bërrylin e djathtë e vendosi në gjurin e djathtë, përderisa bërrylin e dorës së majtë e vendosi në gjurin e majtë dhe sinjalizoi me gishtin e tij tregues."[8]

**Argumentet për uljen "teverruk"**

Maliku në "Muvetta", përcjell se i biri i Abdullah ibën Omerit kishte praktikuar pozitën "teverruk", ndërsa kishte sinjalizuar se edhe Ibën Omeri kishte praktikuar një gjë të tillë: Maliku nga Jahja ibën Seid përcjell se Kasim ibën Muhamedi u kishte treguar atyre në praktikë për uljen në teshehud, ku këmbën e djathtë e kishte pingule, gjersa të majtën e kishte shtrirë dhe ishte ulur në anën e majtë e nuk ishte ulur mbi këmbën e tij. Më pas tha: "Kështu më tregoi Abdullah ibën Abdullah ibën Omeri dhe më tregoi mua se babai i tij vepronte ashtu."[9]

Shumë komente e analiza janë bërë në lidhje me tregimin e Ibën Omerit rreth formës së uljes, në disa transmetime vërtetohet se ai kishte praktikuar pozicionin ulur "iftirash": Na ka lajmëruar Rrebi' ibën Sulejman ibën Davudi, i cili ka thënë: "Na ka treguar Is'hak ibën Bekër, i cili ka thënë: "Na ka treguar babai im nga Amër ibën Harithi, ky nga Jahja se Kasimi ka treguar nga babai i tij (Abdullah ibën Omeri) të ketë thënë: "Nga suneti i namazit është mbajtja e këmbës së djathtë pingul, drejtimi i gishtave të saj në drejtim të kibles dhe ulja mbi këmbën e majtë."[10]

Ndërsa sipas një transmetimi tjetër që është autentik vërtetohet se ai e kishte praktikuar pozicionin "terebbu'", me këmbë të kryqëzuara, gjersa e kishte ndaluar për të tjerët: Na ka treguar Abdullah ibën Meslemeh nga Maliku, ky nga Abdurrahman ibën el-Kasimi, e ky nga Abdullah ibën Abdullahi (ibën Omeri) se ai e kishte vështruar Abdullah ibën Omerin gjersa është ulur në namaz kishte kryqëzuar këmbët. Gjithashtu edhe unë veprova ashtu njëherë derisa isha i ri në moshë, por më ndaloi Abdullah ibën Omeri dhe tha: "Nga suneti i namazit është të ngrihet këmba e djathtë, kurse të shtrihet e majta." Unë i thashë: "E ti po vepron kështu (me këmbë të kryqëzuara)." Ai m'u përgjigj: "Këmbët e mia nuk mund ta mbajnë trupin tim."[11]

Këtu përmendet arsyeja se përse kishte vepruar ashtu, do të thotë nuk mund të qëndronte ndryshe dhe e kishte ndaluar të birin e tij të vepronte ashtu, ndërsa i kishte treguar për formën e uljes sipas sunetit, e që është "iftirashi". Pozicionet e tjera mund të merren në konsideratë si pozicione alternative apo dytësore në rastet kur pozicioni "iftirash" ka qenë i pamundur të aplikohet nga vështirësia, sëmundja apo pleqëria.

Një tjetër element që ndërlidhet me veprimet e Ibën Omerit është edhe fakti se hadithi i parë që tregon për pozicionin "teverruk" është përshkrim (*hadith fi'li*), gjersa versionet e transmetimeve të përzgjedhura nga hanefitë për pozicionin"iftirash" janë verbale (*el-ehadith el-kavlije*), dhe se kjo sipas shkencës së usulit (*usulul-hadith*) ka përparësi ndaj së parës.

Më herët kam përmendur një transmetim të Ebu Humejdit rreth pozicionit të uljes "iftirash", ekziston edhe një transmetim thuajse i ngjashëm me të, por që përmend pozicionin tjetër të uljes në namaz:"teverruk":Na ka treguar Ahmed ibën Hanbeli, na ka treguar Ebu Asim ed-Dahak ibën Mahledi, na ka treguar Museddedi, nga Jahja, i cili ka thënë: "Na ka lajmëruar Abdulhamidi (i biri i Xhaferit), më ka lajmëruar Muhamed ibën Amër ibën Atau, i cili ka thënë: "E kam dëgjuar Ebu Humejd es-Saidij, në prezencë të dhjetë sahabëve, në mesin e tyre ishte Ebu Katadeh, të ketë thënë: "Unë jam më i dituri prej jush për namazin e të Dërguarit të Allahut! I thanë: "Përse?" Tha ai: "Për Zotin unë isha nga mesi juaj që më sës shumti e ndoqi atë dhe më i hershmi prej jush që e shoqëroi. Gjithsesi i thanë ata. Ai tha: "...Derisa i Dërguari i Allahut ishte në sexhdenë e fundit pas së cilës përfundon edhe namazi, e lëshoi këmbën e tij të majtë dhe u ul "teverruk" duke u mbështetur në anën e majtë (në tokë)." Të pranishmit i thanë: "E the të vërtetën, ngase kështu falej i Dërguari i Allahut!"[12]

Siç kam përmendur Ebu Humejdi është prej sahabëve të mëvonshëm dhe ka mundësi që, sipas këtij transmetimi, ta ketë parë të Dërguarin e Allahut tek ulej në pozitën "teverruk" nga fundi i jetës së tij për shkak të pamundësisë apo sëmundjes së tij. Megjithatë ka mundësi që transmetimi i tij i fundit të jetë në kontekstin e lejueshmërisë se edhe kjo formë është e ligjërishme. Prandaj, ky transmetim mund të jetë indikacion për lejueshmërinë e një forme të tillë, me theks të veçantë kur të paraqitet nevoja për një gjë të tillë.

### Analizë

Hadithet e cekura sipër, që të gjitha autentike, dëshmojnë se i Dërguari i Allahut e aplikonte formën "iftirash" dhe se të gjitha këto hadithe, sikurse ato transmetime që përcillen nga Aisheja e të cilat pasqyrojnë (në masë të madhe) namazin në shtëpi, apo transmetimet e tjera nga sahabët e ndryshëm; janë indikacione të qarta se "iftirashi", gjegjësisht ulja mbi këmbën e majtë të shtrirë në tokë dhe mbajtja e këmbës së djathtë në formë pingule, me gishtat të kthyer kah kibla, ka qenë praktikë e zakonshme e të Dërguarit të Allahut. Kjo praktikë ka qenë dominuese te shoqëria myslimane dhe se është parë si formë më e vërtetuar nga shumica dërrmuese e dijetarëve dhe plejada e tyre, ashtu siç e përmend Tirmidhiu në Sunenin e tij. Këtë formë apo pozicion të uljes, e preferonin edhe dy kolosët e hadithit: Sufjan Thevriu dhe Abdullah Mubareku.

Në hadithin që e kemi përmendur nga Vaili, i cili kishte ardhur nga Jemeni në Medinë, kishte vështruar faljen e të Dërguarit të Allahut, nga tekbiri fillestar e deri tek mbarimi i namazit; ai në përshkrimin që i bën tregon se i Dërguari i Allahut ishte ulur në pozitën "iftirash". Pra, fjalët e tij nuk dëshmojnë se ai e ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut, apo ta ketë dëgjuar ndonjë sahabij të tregonte rreth uljes në namaz, por dëshmojnë se e ka parë me sytë e tij, madje e ka vështruar komplet faljen e namazit nga i Dërguari i Allahut.

Hadithi i përcjellë nga Aisheja vjen sigurisht nga një kënd tjetër, nga një rreth më i ngushtë, nga familja dhe se ajo për shkak të afërsisë me të Dërguarin e Allahut, e ka parë çdo ditë nga afër faljen e të Dërguarit të Allahut dhe në bazë se çfarë ka parë, ajo më vonë edhe ka transmetuar. Edhe ky hadith, sikurse ai paraprak, tregon se forma e përdorur në ulje gjatë namazit ka qenë "iftirashi", pa bërë ndonjë dallim mes uljes së parë dhe së dytës.

Hadithi i transmetuar nga Ebu Humejdi ku përshkruan të falurit e të Dërguarit të Allahut vjen në një periudhë tjetër, atë pas vdekjes së Pejgamberita.s., pasi që Ebu Humejd es-Saidij ka qenë prej sahabëve të mëvonshëm dhe ka vdekur 60 vjet pas hixhretit, sipas asaj që përmend Dhehebiu,[13] gjegjësisht 50 vjet pas vdekjes së Pejgamberita.s.. Fjalët e Ebu Humejdit: "Unë jam më i dituri prej jush për namazin e të Dërguarit të Allahut.." tregojnë për një rreth të ngushtë të sahabëve të cilët e kishin përkujtuar namazin e të Dërguarit të Allahut shumë vjet pas vdekjes së tij e që, në mesin e tyre, sigurisht se Ebu Humejdi ishte më i dituri prej tyre, ngase ishte i njohur edhe si fekih (jurist). Ndërsa hadithi tjetër i transmetuar prej tij që tregon për formën "teverruk" të uljes së Pejgamberit a.s. mund të komentohet se ajo ka qenë nga fundi i jetës së Pejgamberit a.s. dhe kështu mund të bëhet edhe bashkimi i haditheve që, në vështrim të parë, duken të kundërta. Në anën tjetër, shumë dijetarë janë të mendimit se hadithi i transmetuar nga Ebu Humejdi ka shkëputje (*el-munkati'*) dhe ka parregullsi në zinxhirin transmetues dhe në tekst (*mudtarib el-isnad vel-metn*).[14]

Përfundimisht, mund të themi se forma e uljes së Pejgamberita.s. gjatë namazit të tij ka qenë "iftirashi", duke mos përjashtuar edhe formën tjetër "teverruk", sepse ka transmetime edhe për atë formë, por që hanefitë formën e fundit e ndërlidhin me arsyen se ajo mund të jetë bërë nga pamundësia, dobësia apo edhe sëmundja gjatë fundit të jetës së Pejgamberit a.s. Kjo mund të dëshmohet edhe me rastin kur ibën Omeri ishte falur dhe ishte ulur në pozitën "teverruk" apo edhe në formën "terebbu'" që njihet me këmbë të kryqëzuara, ndërsa djali i tij pasi e kishte pyetur, ai i ishte përgjigjur: "Këmbët e mia nuk mund ta mbajnë trupin tim."[15]

Pozicioni i uljes "iftirash" është më lehtë i praktikuar, me theks të veçantë nga ata që janë të rinj, të shëndoshë dhe nuk kanë ndonjë pengesë, gjersa "teverruki" është më i rëndë në aplikim, por që për të moshuarit dhe të sëmurët mund të jetë një alternativë dhe një opsion më i lehtë. Sido që të jetë, të dyja pozicionet e uljes gjatë namazit janë legjitime, përderisa ka tekste për ty dyja, mirëpo "iftirashi" njihet si metodë më e aplikuar përgjatë gjithë historisë islame!

(1) Merginani, El-Hidajeh-SherhBidajeti-l Mubtedi', v.I, f.52-53. (2) Bedrudin el-Ajni, El-Benajetu Sherhi-l Hidajeh, v.II, f.262. (3) Tirmidhiu në Sunen, nr.292, v.I, f.379. (4) Serhasij, El-Mebsut, v.I, f.27. (5) Tirmidhiu në Sunen, nr.292 dhe thotë se hadithi është autentik. Hadithi përcillet perms transmetimeve të shumtadhe nuk kadyshim se është autentik. Këtë e pohojnë thuajse të gjithë hdithologët. (6) Ebu Davudi në Sunen, nr.624 dhe 820. Albani pasi që i vlerëson hadithet në Sunenin e Ebu-Davudit, kur vjen te hadithi në fjalë, jep këtë vlerësim: "Autentik (sahih)". Shih: Albani, Sahih ve Daif Sunen Ebi Davud, nr. i hadithit 726 dhe 957. (7) Muslimi në Sahih, nr.498 (240). Hadithi është autentik. (8) Tirmidhiu në Sunen, nr. 293. Ebu Davudi në Sunen, nr. 734. Hadithi është autentik. (9) Maliku në Muvetta, nr.298; Bejhekiu në Sunenel-Kubra, nr. 2778. (10) Nesaiu në Sunenel-Kubra, nr. 748. (11) Buhariu në Sahih, nr.827; Maliku në Muvetta, nr.87, 297; Tahaviu në Sherh Meani-l Athar, nr.1537. (12) Ebu Davudi në Sunen, nr.730; Tahaviu në Sherh Meani-l Athar, nr.1538; Bejhekiu në Sunenel-Kubra, nr.2517. Hadithi është i gjatë dhe përshkruan thuajse tërë procesin e namazit, nga fillimi gjer në mbarim. Kam shkëputur vetëm pjesën që ndërlidhet me tematikën e pozicionit të uljes. (13) Dhehebiu, SijerA'lamu-n Nubela, v. II, f.481. (14) Tehanevi, I'lau-s Sunen, v.III, f.97. (15) Buhariu në Sahih, nr.827; Maliku në Muvetta, nr. 87, 297; Tahaviu në Sherh Meani-l Athar, nr.1537.

Nexhat Ibrahimi

# Bashkërenditja e së përhershmes me të ndryshueshmen

## I. Hyrje

Perëndimi, nëpërmjet programeve të veta edukative-arsimore, pastaj mekanizmave politiko-ekonomikë e socialo-kulturorë ka depërtuar qysh herët në botën myslimane dhe ka zgjuar perceptime heterogjene rreth shfaqjes së dukurive të reja. Dijetari mysliman, tashmë i ndjerë, Muhammed Asadi, këtë depërtim nuk e sheh vetëm si shqetësim, por edhe si "rrezikun më të madh për ekzistimin", gjegjësisht "si rrezikun më të madh për ringjalljen e sërishme të qytetërimit islam", e njëkohësisht edhe si mbështetje për pohimin tashmë të zëshëm të Perëndimit se "Islami është forcë e konsumuar."[1] Edhe dijetari bashkëkohor malajzias, El-Attasi depërtimet perëndimore i quan sfidë dhe të keqen më të madhe të kohës.[2] Prandaj, edhe shtrohet pyetja si të perceptohen drejt dhe si të shfrytëzohen karshi një mirëkuptimi bashkëkohor ndërfetar, ndërkulturor dhe ndërfilozofik.

## II. E thjeshta, racionalja, praktikja

Njëtimi i Zotit xh.sh., besimi në botën e melaqeve dhe librave të shpallur, pejgamberia e Muhammedit a.s., besimi në ahiret janë karakteristikat kryesore të Islamit, ndërsa të gjitha këto janë të bazuara në tekste të shenjta (Kuran dhe Hadith), janë të arsyeshme dhe të logjikshme.

Të gjitha mësimet islame burojnë nga këto parime themelore dhe janë të thjeshta dhe të qarta. Nuk ka hierarki të priftërisë, por as nuk ka rituale abstrakte e të komplikuara filozofike apo spiritualiste, për anëtarë të tjera e për publik të tjera.

Islami nuk bazohet në kurrfarë mitologjie as besëtytnie. Të gjitha mësimet islame janë të thjeshta, praktike dhe racionale. Nuk ka as besëtytni, as bindje të palogjikshme.[3]

Njeriu në Kuran, si fjalë e Zotit, ka qasje të drejtpërdrejtë, pa ndërmjetës, ndërsa urdhrat e tij janë të zbatueshëm në çdo kohë. Islami me qindra ajete e nxit arsyen te njeriu dhe e motivon ta përdorë atë. E udhëzon njeriun që gjerat t'i marrë ashtu çfarë janë ato në realitet. Kurani po ashtu udhëzon që të arrihet dituria dhe t'i lutemi Zotit për përhapjen e saj.[4]

"... Dhe thuaj: 'O Zoti im, shtoma diturinë'!"(Ta Ha, 114) "... Thuaj: "A janë njëlloj ata që dinë dhe ata që nuk dinë? Mësim marrin vetëm të mençurit".(Ez-Zumer, 9)

Përcillet se Pejgamberi a.s. lidhur me stimulimin e diturisë ka thënë: "Ai që e braktis shtëpinë me qëllim të arritjes së diturisë, ai është nisur rrugës së Zotit."(Et-Tirmidhi)





Gjithashtu: "Kërkimi i diturisë është detyrim për çdo mysliman." (Ibn Maxhe dhe El-Bejhekiu)

Në këtë mënyrë Islami e nxjerr njeriun nga injoranca, mashtrimi, besëtytnia, terri besimor dhe e fut në botën e dijes botërore dhe dritës shpirtërore.

Pra, Islami është fe praktike dhe nuk i parapëlqen spekulimet dhe bisedat e kota. Islami nuk është vetëm predikim besimi por nxitësi kryesor i njeriut. Feja duhet të zbatohet, përndryshe ajo do t'i ngjasonte një filozofie apo ideologjie, që trajtohet vetëm në qarqet intelektuale, nëpër shqyrtime filozofike.

Kurani thotë: "Ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, të lumët ata, se i pret përfundim i bukur!"(Er-Ra'd, 29)

Pejgamberi Muhammed a.s. ka thënë: "Zoti nuk e pranon besimin i cili nuk është manifestuar në vepra, as që e pranon veprën e cila nuk është në pajtim me besimin." (Et-Taberani)

### III. Uniteti ndërmjet materiales dhe shpirtërores

Islami është specifik karshi feve të tjera, sepse nuk e ndan jetën në dy pjesë diametralisht të kundërta, në jetën materiale dhe në jetën e përshpirtshme. Islami nuk e refuzon jetën as të mirat materiale, por ato i konsideron pjesë të domosdoshme të jetës. Islami nuk e pranon jetën e izoluar, ndaj edhe nuk e pëlqen asketizmin. Kjo jetë shërben për të fituar jetën tjetër dhe jo duke iu shmangur jetës dhe sfidave në të.

Kurani na këshillon: "Po ka prej tyre edhe që thonë: "O Zoti ynë, na jep mirësi edhe në këtë botë edhe në botën tjetër dhe ruana prej dënimit me zjarr!"(El-Bekare, 201)

Por, kur flitet për gjerat luksoze dhe me bollëk, Kurani na sugjeron të bëhemi të matur: "... dhe hani e pini, por mos e teproni, sepse Ai, njëmend, nuk i do ata që e teprojnë."(El-A'raf, 31)

Pejgamberi i Zotit thotë: "Agjëroni, por edhe pushoni, falni namaz dhe bëhuni të zellshëm në kryerjen e namazit (të natës) dhe flini. Sepse trupi yt ka të drejtë te ti, dhe sytë e tu kanë të drejtë te ti dhe gruaja jote ka të drejtë te ti dhe mysafiri i cili ju viziton ka të drejtë te ti."

Islami nuk njeh ndarjet mes materies dhe shpirtit, moralit dhe jomoralit, kësaj dhe asaj bote. Të gjitha këto janë një dhe vetëm së bashku e përbëjnë plotëninë. Të kuptuarit e ndarë të Islamit ul vlerën dhe dëmton myslimanët. Çdo ndarje mes shpirtërores dhe materiales gjatë historisë ka sjellë deri te konfliktet, ngecjet, fatkeqësitë, sepse njerëzisë i sollën varfëri, trazira, moszhvillim. Edhe djathtizmi dhe majtizmi i tepruar dëmtojnë. Islami është pa anë, pa skajshmëri, pa majtas e pa djathtas, e ushqen materialen por edhe shpirtëroren, përkatësisht i vë në baraspeshë instinktet e njeriut, i harmonizon me mjedisin dhe i pajton me ligjet hyjnore. Çdo gjë është krijuar për njeriun, ndërsa njeriu është krijuar ta falënderojë Allahun dhe të menaxhojë drejt mirësitë e dhuruara.[5]

### IV. Islami – mënyrë e plotë e jetës

Islami nuk është fe e kufizuar, as e bazuar në koncepte të kufizuara të jetës private dhe shoqërore, individuale dhe grupore, por është mënyrë e plotë e jetës, e pranishme në çdo fushë të jetës, në politikë dhe ekonomi, në aspektin material dhe moral, individual dhe social, kulturor dhe nacional. Islami është vlerë e gjallë, historike dhe ka kontinuitet historik dhe jo masë e vdekur religjioze, amorfe dhe anakrone.[6] Edhe pranimi i fesë dhe jetësimi i saj duhet të bëhet pa kufizime, duke ndjekur rrugën e Zotit.[7]

Kufizimi i disa feve në jetën private ishte fatkeqësi për vetveten dhe të tjerët. Restrikcionet e fesë brenda shtëpisë jashtë shoqërisë janë dëm i pariparueshëm për një shoqëri. Islami nuk njeh fushë përjashtimisht fetare dhe fushë përjashtimisht laike. Ndarja e fesë në aspekte e fusha është ndarje e fesë nga realiteti, pamundësi të marrë pjesë në zgjidhjen e problemeve dhe zgjedhjen e më të mirës. Roli i Islamit nuk mund të mbyllet brenda ritualeve, as brenda mureve të caktuara, sado që këtë e dëshirojnë laicistët e sekularistët, materialistët e ateistët.[8]

Kurani thotë: "Ne i kemi dërguar felajmëruesit tanë me argumente të qarta dhe me anë të tyre kemi shpallur librin dhe peshoren, që njerëzit të sillen me drejtësi. Kemi



zbritur hekurin ku ka focë të madhe edhe dobi të madhe për njerëzit, për ta ditur Allahu se kush e ndihmon atë dhe felajmëruesit e tij. Allahu është pa dyshim shumë i fortë dhe i fuqishëm." (El-Hadid, 25) "... Gjykimi i takon vetëm Allahut, Ai ka urdhëruar të mos adhuroni askë përveç Atij. Ajo është e vetmja fe e qëndrueshme, por shumica e njerëzve nuk e dinë."(Jusuf, 40)[9]

### V. Baraspesha ndërmjet individit dhe shoqërisë

Islami kultivon baraspeshën ndërmjet të gjitha ndryshimeve, sidomos fillon mes individit dhe shoqërisë. Individualiteti ka rëndësi për njeriun dhe secili individ do të përgjigjet vetë për fjalët, veprimet apo pëlqimet e tij. Çdokush do të përgjigjet individualisht, kurse për këtë rast Pejgamberia.s. ka thënë: "Secili prej jush është bari dhe përgjigjës për atë që gjendet në shtëpinë e tij. Sunduesi është rojtar i atyre të cilët i binden dhe është përgjegjës për ta; burri është rojtar i familjes së vet dhe është përgjegjës për ta; gruaja është rojtare e shtëpisë së burrit të vet dhe përgjegjëse për ta; shërbëtori është rojtar i pasurisë së pronarit të vet dhe është përgjegjës për këtë." (Buhariu dhe Muslimi).

Islami garanton mësim të paanshëm dhe edukim të drejtë të personalitetit të çdo njeriu. Këtë të drejtë Islami e garanton karshi individit por edhe karshi komunitetit. Islami nuk është kundër individit as asimilimit të tij në një shoqëri apo në një shtet, por nuk e përkrah as individin mbi shoqërinë apo shtetin.

Të gjithë njerëzit janë të barabartë. Ngjyra, gjuha, raca apo etnia janë begati, por jo faktorë copëtimi. Islami mëson se njerëzia është një familje e madhe, kurse dallimet mes tyre duhen kuptuar si gjëra lehtësuese dhe begati për komunikim e solidarizim të ndërsjellë. Përkundër këtyre mësimeve të avancuara islame, megjithatë ekzistojnë dallimet racore, gjuhësore, fisnore, të gjakut, të territorit etj. Herë-herë këto dallime theksohen aq sa të kemi edhe konflikte verbale politike, ekonomike e madje edhe shpërthime luftërash.[10]

Myslimanët kanë një mundësi të mirë që, pas këtyre katrahurave të shumë llojeve, të ofrojnë mësime të matura, moral të kristaltë, ekonomi solidare, politikë të urtë, por fillimisht duhet ta unifikojnë botën përbrenda vetes e pastaj edhe përreth e tutje. Evro-perëndimi me politikën e tij hipokrite përçan popujt, madje edhe drejtpërdrejt ndërfutet, duke shkaktuar tragjedi të njëpasnjëshme dhe ngecje në zhvillim.[11]

### VI. E përhershmja dhe e ndryshueshmja

E përhershmja dhe e ndryshueshmja ekzistojnë paralelisht dhe njëkohësisht.[12] Dominimi i njërës apo tjetrës në një shoqëri e bën shoqërinë të pamundur, përkatësisht e bën shoqërinë të pamjaftueshme, të brishtë, jofunksionale. Këtë e vërejmë tek ideologjitë e ndryshme, të cilat i japin epërsi njërës apo tjerës, ndërsa kjo gjendje nga një anë prodhon ose një sistem rigjid, të ngurtë, ose, nga ana tjetër, prodhon mungesë të vlerave të përhershme, gjë që çon në relativizëm moral, politik, që çon në anarki dhe në gjendje amorfe.

E në fakt, shoqërisë sonë i nevojitet baraspesha ndërmjet dy skajshmërive, baraspeshë që përmbush edhe anën e përhershmërisë, por edhe anën e ndryshimeve. Koha moderne ka nevojë sidomos për ndërmjetës mes kundërshtive, duke i shtyrë proceset përpara. Pikërisht, ky është Islami, që ka në vete parimet e përhershmërisë, por që ka edhe dinamizmin e brendshëm për të bërë ndryshimet e nevojshme.[13]

Këtë e thotë ndryshe intelektuali El-Attasi: "Ilmi (dija) ka dy karakteristika që duhen theksuar dhe plotësuar medoemos: 1) Të jetë gjithëpërfshirës dhe 2) Që njeriun ta shpjerë në lumturi në këtë botë dhe në shpëtim në botën tjetër."[14]

Edhe vetë jeta ka parimin e përhershmërisë dhe të ndryshueshmërisë. As rigjiditeti as fleksibiliteti nuk janë absolutë, por të pranishëm në masë të caktuar. Vrojtimi i jetës së njeriut, por edhe të kafshëve, bimëve dhe jetës në përgjithësi na jep një pasqyrë të tillë; edhe pse indi ynë ndërrohet disa herë në trupin tonë gjatë jetës, personi i caktuar mbetet po ai i njëjti. Gjethet e një druri ndryshojnë shumë herë, por trungu mbetet po ai. Por, që të dy elementet, edhe e përhershmja edhe e ndryshueshmja bashkëjetojnë në pajtim të plotë mes vete. Problemet janë po ato gjatë historisë por zgjidhja

e tyre ndryshon nga koha në kohë e nga vendi në vend, sepse ndryshon edhe vetë teknika e administrimit të problemeve.[15]

Burimet kryesore islame, si Kurani dhe Hadithi, përmbajnë në vete udhëzimin të dhënë nga Allahu xh.sh., i Cili nuk është i kufizuar as në kohë dhe as në hapësirë, dhe si të tillë, janë shpallur prej Zotit dhe janë të amshueshëm. Por, këto parime kanë karakter të përgjithshëm, sepse hollësitë i janë lënë njeriut t'i konkretizojë në kohën dhe hapësirën ku jeton e vepron. I është lënë njeriut ky angazhim për hollësi, përkatësisht kjo përpjekje intelektuale me synim për arritjen e së vërtetës dhe të implementimit të saj në kohën dhe vendin e caktuar. Pra, udhëzimi themelor është i përhershëm, kurse implementimi dhe metodat e implementimit janë të ndryshueshme në pajtim me nevojat, rrethanat dhe specifikat e kohës. Kjo është arsyeja përse për Islamin themi se është bashkëkohor dhe gjithnjë me zgjidhje të freskëta dhe jo se Islami i ka të gatuara zgjidhjet qysh nga koha e shpalljes dhe periudhës së selefëve.[16]

### VII. Islami si trashëgimi e feve qiellore

Islami me Muhammedina.s. kohësisht është feja më e re, por Islami në fakt është feja e parë, ajo që iu shpall Ademit a.s., Nuhit a.s., Ibrahimit a.s. Musait a.s., Isait a.s. dhe Muhammedit a.s.. Meqenëse fetë e mëhershme islame, të shpallura të gjithë pejgamberëve, nuk e ruajtën burimësinë gjatë historisë, Islami që iu shpall Muhammedit a.s. e ruajti tërësisht shpalljen e Zotit. Edhe historia e Muhammedit a.s. është e ruajtur në hollësi nëpërmjet haditheve. Leximi i biografisë së Muhammedita.s. është mbresëlënës dhe faktdhënës. Para kësaj të vërtete edhe një numër i madh jomyslimanësh dorëzohen.[17]

Këto janë vetëm disa karakteristika të fesë islame. Ato forcojnë bindjen se Islami është fe e njerëzve, fe e së ardhmes. Këto veçori tërhoqën me miliarda njerëz gjatë së kaluarës, gjithashtu edhe në të ardhmen ashtu do të jetë. Ajo është fe e vërtetë dhe rrugë e drejtë për njerëzinë.[18] Deri në Ditën e Fundit njerëzit do të dëshmojnë:

Dëshmoj se nuk ka hyjni përveç Allahut, i Cili është Një dhe i Vetëm. Nuk ka rival dhe nuk mund të krahasohet ndonjë gjë me Të. Dëshmoj se Muhammedi është rob i Tij dhe i dërguari i Tij.

### VIII. Në vend të përfundimit

Islami është fe tërësore, shpirtërore dhe materiale. Parimet e tij janë të pandryshueshme, të vendosura në Librin e Allahut dhe fjalët e veprat e Pejgamberita.s., por hollësitë i përcakton secila kohë varësisht prej nevojave dhe përmasave të veta. Individi ka liri të veprojë e të zhvillojë prirjet e veta, por kjo duhet bërë në kuadër të nevojave të komunitetit dhe frymës së tij.

Zhvillimi i së përhershmes së bashku me zhvillimin e së ndryshueshmes dhe ruajta e ekuilibrave të shumtë, njerëzinë e dërgon në mirëqenie e rahati, dhe e kundërta: dhënia epërsi skajshmërive çon njerëzinë në përjashtime, skajshmëri dhe tragjedi.

Islami nuk ka kultivuar skajshmëritë individuale as kolektive, as të përshpirtmen kundrejt materiales dhe e kundërta, ndaj edhe në fazat e caktuara arriti kulmin botëror. Këtë bukur e kanë vërejtur edhe të huajt, sikurse letrari e dramaturgu i njohur anglez, George Bernard Shaw, me mendimin optimist të të cilit edhe po e përfundojmë këtë shkrim modest:

"Gjithnjë e kam çmuar lart fenë e Muhammedit për shkak të vitalitetit të saj të shkëlqyeshëm. Kjo është feja e vetme, e cila më duket se ka këtë kapacitet që i mundëson t'ia dalë në fund me ndryshimet dhe e cilia është e përshtatshme për çdo kohë. E kam studiuar jetën e këtij njeriu të shkëlqyeshëm dhe sipas mendimit tim ai është larg asaj të quhet antikirisht, por do të duhej të quhej Shpëtues i njerëzisë. Besoj se nëse një njeriu sikurse ai t'ijepet qeverisja mbi njerëzit, ai do të arrinte sukses në zgjidhjen e problemeve të botës dhe do të sillte paqen dhe lumturinë aq të dëshiruar. Parashikimi im është që feja e Muhamedit do të bëhet e pranueshme për të ardhmen e Evropës, sikurse ka filluar të bëhet e pranueshme për Evropën e tanishme."[19]

(1) Muhammed Asad, Islami në udhëkryq, Prizren, 2002, fq. 77 dhe 65. (2) Seyed Muhammad Naquib Al-Attas, Islam i sekularizam, Sarajevë, 2003, fq. 193-234. (3) Nexhat Ibrahimi, Hyrje në bazat e besimit islam, Logos-A, Shkup, 2017. (4) AhmedHurshid, Razlike islama i ostalih religija, në: https://putuislam.wordpress.com/2008/07/01/razlike-islama-i-ostalih-religija-dio-12/. (5) Ahmed Hurshid, po aty. (6) Nexhat Ibrahimi, Muslimanët në kërkim të Islamit, I-II, Logos-A, Shkup, 2007, fq. 159. (7) Ibrahim Kalin, Islami, arsyeja dhe bota moderne, Logos-A, Shkup, 2012, fq. 161 e tutje. (8) AhmedHurshid, po aty. (9) Sipas: Ahmed Hurshid, po aty, 1. (10) Gh. Muhammad, I. Kalin, M. Kamali, Lufta dhe paqja në Islam, Logos-A, Shkup, 2015. (11) Kolonializmi, pastaj periudha e kohës së fundit është përplot konflikte e luftra, si në Afganistan, Irak, Siri, Jemen, ku vendet evro-perëndimore nxisin luftërat për nevoja të tyre industriale e dominim ekonomik e politik. Ahmed Hurshid, po aty, 2. (12) Një trajtim sociologjik, filozofik, metafizik dhe etik të të përhershmes dhe të ndryshueshmes e lexojmë: Ibrahim Kalin, Arsyeja dhe virtyti, Logos-A, Shkup, 2015, fq. 319 e tutje. (13) MuhammedIkball, Ripërtëritja e mendimit fetar në islam, Logos-A, Shkup, 2008, kapitulli V. (14) Seyed Muhammad Naquib Al-Attas, po aty, fq. 261. (15) Ahmed Hurshid, po aty, 2. (16) Ahmed Hurshid, po aty, 2. (17) Ibn Hisham, Biografia e Pejgamberit s.a.v.s., Logos-A, Shkup, 2017. (18) AhmedHurshid, po aty, 2. (19) Sipas: Ahmed Hurshid, po aty, 2.

Prof.ass.dr. Musa Vila

# Rrugët më të mira për forcimin e raporteve në shoqëri (1)

عَنْ الْبَرَاءِ بْنِ عَازِبٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ قَالَ أَمَرَنَا النَّبِيُّ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ بِسَبْعٍ وَنَهَانَا عَنْ سَبْعٍ

أَمَرَنَا بِاتِّبَاعِ الْجَنَائِزِ وَعِيَادَةِ الْمَرِيضِ وَإِجَابَةِ الدَّاعِي وَنَصْرِ الْمَظْلُومِ وَإِبْرَارِ الْقَسَمِ وَرَدِّ السَّلَامِ وَتَشْمِيتِ الْعَاطِسِ وَنَهَانَا عَنْ آنِيَةِ الْفِضَّةِ وَخَاتَمِ الذَّهَبِ وَالْحَرِيرِ وَالدِّيبَاجِ وَالْقَسِّيِّ وَالْإِسْتَبْرَقِ (لم يذكر السابع – الْمِيثَرَاتِ الْحَمْرَاءِ).

El-Bera bin Azib r.a. tregon dhe thotë:

*"Na ka urdhëruar Resulullahu s.a.v.s. për shtatë gjëra dhe na ka ndaluar nga shtatë të tjera. Na ka urdhëruar për përcjelljen e kufomës – xhenazes, vizitën e të sëmurit, përgjigjen ndaj ftesës, ndihmën ndaj viktimës, përmbushjen e betimit, kthimin e selamit, lutjen për atë që teshtin dhe na ka ndaluar nga enët e argjendta, nga bartja e arit (unaza), nga mëndafshi me llojet e tij (qofshin rroba, mbulesa, shtroje, këmisha)." Transmetuesi nuk e ka përmendur të shtatën, e ajo është mbulesa prej mëndafshi e shalës së devesë."*[1]

### Fjalët e panjohura

Fjala *el-xhenaiz* rrjedh nga folja xheneze, që nënkupton mbulesë, e këtu është fjala për mbulimin e të vdekurit. Po ashtu ka kuptimin e arkivolit në të cilin gjendet i vdekuri. Fjala el-ijade ka kuptimin e vizitës, zijaretit, kushdo që të vjen herë pas here quhet 'aidun – vizitor apo shkon dhe kthehet prapë për të vizituar. Kjo shprehje është shquar për atë që viziton të sëmurin. Me këtë shprehje është emërtuar edhe shtëpia e shëndetit – ambulanca, ngase njerëzit hyjnë dhe dalin për shërim në të.

Fjala *teshmit* ka kuptimin e qëndresës, rrjedh nga fjala esh-shevamitu që d.m.th. qëndrim, stabilitet, këmbëngulje – el-kavaim, sikur personi të lutet për qëndrueshmëri në rrugën e drejtë. Apo ka kuptimin kur personi gëzohet me fatkeqësinë e tjetrit. Lutja e bërë që t'i largohet ajo fatkeqësi, ngase ai që teshtin mendon se me teshtitje mund ta godasë ndonjë e keqe e papritur.

Fjala *ed-dibaxh* ka kuptimin e këmishës së mëndafshtë.

Fjala *el-kassijju* ka kuptimin e rrobës së mëndafshtë të qepur nga penjtë e mëndafshtë apo fijet. Është emërtuar kështu për shkak se prodhohej në një fshat në breg të detit në Egjipt, që quhej El-Kassu.

Fjala *el-istebrek* është këmishë me mëndafsh të shumtë, që është më e rëndë se ed-dibaxhi.

Fjala *el-mithere* ka kuptimin e mbulesës, e shtrojës së mëndafshtë, të cilën nuset e vendosnin në shalë të devesë për burrat e tyre. Kjo ndalesë vjen si shkak i përmbajtjes së mëndafshit e jo si mbulesë apo traditë e tyre.



### Shpjegimi i hadithit

Ky hadith përmban shumë çështje me rëndësi për lidhjet ndërnjerëzore që kanë efekt pozitiv në ruajtjen e raporteve vëllazërore. Në veçanti përfshihen çështjet e inkurajimit dhe frikësimit. Këtu ceken gjërat dhe kërkesat më të nevojshme që e lidhin njeriun me vëllanë e tij në të gjitha sferat shoqërore, njerëzore, humane dhe sociale. Këto gjëra mund t'i quajmë edhe prej fondamenteve të çdo shoqërie civilizuese, që prodhojnë stabilitet, paqe, vëllazëri dhe qetësi për individin.

Sikur pasuesit e Islamit në veçanti dhe njerëzia në përgjithësi t'i përvetësonin dhe zbatonin këto udhëzime njëri me tjetrin, atëherë afërsia dhe bashkëpunimi do të zëvendësonin ftohjen dhe armiqësinë, paqja do të zëvendësonte luftën, të gjitha shtresat njerëzore do t'i përfshinte një jetë e lumtur dhe e qetë. Këto fondamente do të prodhonin fryte të këndshme dhe thirrjet e profetëve do të realizoheshin te të gjithë popujt për paqe dhe lumturi, në veçanti thirrja e Profetit të fundit, që të gjithë njerëzit ta duan njëri-tjetrin si vëllezër që vijnë nga një prind, Ademi a.s..

### Përcjellja e të vdekurit

Ky obligim është e drejtë e Allahut, e drejtë e të vdekurit, obligim i të afërmve të tij dhe të gjallëve në përgjithësi. Ky princip islam në dukje të jashtme shihet si veprim që lidh zemrat, bashkon kundërshtarët dhe afron të braktisurit. Duke marrë pjesë në varrim realizohen dhe konfirmohen shumë synime. Nuk ka dyshim se shkuarja në xhenaze në çastet e vështira të mërzisë dhe pikëllimit mbjell afërsi dhe konfirmon rëndësinë që ka njeriu për njeriun në momentet më të vështira të jetës. Në atë ngushëllim shpaloset dashuria në shoqëri, përkrahet e mira, gëzohen shpirtrat dhe ndihmohet viktima. Në momentin kur personi vdes, ne duhet të mundohemi të bëjmë gjithçka që kemi mundësi, duke përfshirë shoqërimin e të vdekurit, faljen e namazit, lutjet për të dhe njëkohësisht marrim shpërblimin e përcjelljes dhe faljes së namazit. Resulullahu s.a.v.s. ka thënë: "Kush është i pranishëm në xhenaze derisa t'ia falë (namazin), për shpërblim ka një kirat (sa një kodër shpërblim). E kush është i pranishëm derisa të varroset, ai ka për shpërblim dy kirate – sa dy kodra." Është pyetur sa është shpërblimi i dy kirateve dhe është përgjigjur sa dy kodra të mëdha."[2]

Me një vepër të thjeshtë që ka pak vështirësi, besimtari arrin vlerësim dhe shpërblim jashtëzakonisht të madh, saqë është krahasuar me peshën dhe madhështinë e dy kodrave.

Shkuarja në xhenaze është dëshmi dhe vlerësim për të vdekurin, ngase aty shumë njerëz bëjnë vlerësime, lutje dhe thonë fjalë lavdëruese dhe të mira që ndikojnë drejtpërsëdrejti në ardhmëri, se ku po përfundon i vdekuri.

Kemi shumë thënie autentike, ndër to edhe hadithin që imam Buhariu e transmeton nga Enesi r.a., i cili ka thënë: "Kaluan sahabët afër një xhenazeje – kufome dhe e lavdëruan me fjalë të mira, e Pejgamberi s.a.v.s. ua ktheu: "Iu bë obligim (Xheneti)!" Pastaj kaluan afër një xhenazeje tjetër duke thënë fjalë të këqija, e Pejgamberi s.a.v.s. ua ktheu: "Iu bë obligim (Xhehenemi)!" Atëherë reagoi Omeri r.a.: "Çka iu bë obligim?" Ai tha: "Atij për të cilin thatë fjalë të mira iu bë obligim Xheneti, kurse atij për të cilin thatë fjalë të këqija iu bë obligim Zjarri. Ju jeni dëshmitarët e Allahut në tokë."[3]

Gjithashtu Hakimi transmeton hadithin: "Vërtet tek Allahu janë disa melekë që flasin (dëshmojnë) me gjuhën e njerëzve për të mirat dhe të këqijat e njeriut.[4]"

Në kontekst të shpjegimit të këtyre haditheve imam Neveviju thotë: "E vërteta qëndron se këto hadithe kanë kuptim të përgjithshëm. Kushdo që vdes dhe Allahu i inspiron njerëzit të flasin fjalë të mira, është argument se personi në fjalë është prej banorëve të Xhenetit, pavarësisht se veprat e tij janë për atë (Xhenetin) apo jo, ngase veprat qëndrojnë nën vullnetin dhe dëshirën e Allahut, ndërsa ky inspirim për fjalë të mira është argument për vendin e tij."

Nga këto hadithe mund të nxjerrim edhe dobinë e lëvdatave për të vdekurin dhe përmendjen e tij vetëm për mirë.

### Çfarë nuk preferohet gjatë përcjelljes së kufomës?

Gjatë përcjelljes së xhenazes nuk preferohen zhurma dhe ngritja e zërit nga pjesëmarrësit, qoftë me leximin e Kuranit, përmendjen e Allahut, leximin e mirësive apo lëvdatave të tjera. Nëse thellohemi më shumë në këtë çështje, shohim se heshtja është traditë e Pejgamberit s.a.v.s. sipas thënies: "Vërtet Allahu e do heshtjen në tri raste: në leximin e Kuranit, në vijën e frontit të luftës dhe në përcjelljen e xhenazes.[5]"

Prej synimeve të sheriatit në çështjen e heshtjes gjatë përcjelljes së xhenazes është se pozicioni i xhenazes nuk është rast përkujtimi, por është rast këshille dhe ka më shumë vlera të thellohesh në meditim, se kush ishte ky person, sa pasuri la pas vetes, si e rrëmbeu vdekja kaq shpejt, se kjo botë qenka shumë mashtruese, shumë kalimtare, ku janë veprat e mira, çfarë do të bëhet këtu e tutje me të, ku do të jetë përfundimi i tij, si i ndër-

preu vdekja të gjitha kënaqësitë e jetës, ia shkatërroi familjen, ia çrregulloi shoqërinë, la pas vetes grua të ve, fëmijë jetimë, e humbi kuptimin e kënaqësive të jetës dhe shumë meditime të tjera. Pra, përderisa preferohet heshtja në raport me përkujtimin, kërkimin e faljes me zë dhe leximin e Kuranit, atëherë nuk mbetet hapësirë për kukatje, për vajtim, për rrahje të fytyrës, për shqyerje të rrobave, për poezi dhe prozë të poetëve, për përcjellje të xhenazes me pjesëmarrjen e grave dhe tradita të tjera të kanunit dhe injorancës së errët. E ndaluar mbetet edhe përcjellja me ritme muzikore, me shkrepje të pushkëve dhe topave dhe prezantimi i gjinisë femërore me veshje joislame.

Prej risive mjaft rrëqethëse e që janë të ndaluara është edhe prerja e ndonjë kafshe para se kufoma të largohet nga shtëpia deri në varr. Resulullahu s.a.v.s. thotë: "Nuk ka prerje të kafshëve (për xhenaze) në Islam.[6]"

Feja islame është fe e njerëzimit, e mendjes, e logjikës, e arsyes, nuk ka vend për gjëra të prapambetura të injorancës dhe kanunit.

### Në esencë xhenazja duhet të shpejtohet për në varr

Me rastin e konfirmimit të vdekjes duhet të shpejtohet që xhenazja sa më parë të përcillet për në banesën e fundit në varr. Këtë e ka kërkuar legjislacioni islam, pasi i Dërguari s.a.v.s. thotë: "Shpejtoni me xhenazen (për në varr) nëse ka qenë person i mirë, atëherë më mirë për të është sa më parë ta dërgoni (te mirësitë e tij). E nëse ka qenë person jo i tillë, atëherë sa më parë largojeni të keqen nga (përgjegjësia) qafat tuaja."[7]

Të shpejtuarit e xhenazes nënkupton edhe përgatitjen për larje, qefinosje, transport dhe varrosje. Këto çështje janë prej obligimeve – farzi kifaje që duhet të kryhen nga një grup njerëzish. Nëse patjetër xhenazja duhet të vonohet, për shkak se ka vdekur befasisht dhe ka nevojë për autopsi apo që të jenë prezentë shumica e njerëzve dhe e të afërmve, atëherë mund të jepet hapësirë për të pritur për një kohë të shkurtër. Të shpejtuarit në hadith si pretekst ka që të vdekurit të mos i injorohen mirësitë që e presin në botën e pastajme ose për interes të të gjallëve, që të keqen (kriminelin) ta largojnë sa më shpejt që është e mundur.

Nëse hadithi kërkon nga ne të shpejtojmë në përgatitjen e kufomës, atëherë edhe me më prioritet kërkohet që sa më shpejt të shlyhen borxhet materiale dhe obligimet e tjera të tij karshi njerëzve.

Gjatë përcjelljes së kufomës sipas hanefive, njerëzit duhet të ecin pas kufomës, ngase vetë fjala përcjellje – el-ittibau nënkupton ecje prapa xhenazes. Ndërsa



shafitë preferojnë ecjen para xhenazes duke u bazuar në një hadith që Ibn Omeri r.a. thotë se e ka parë Pejgamberin, Ebu Bekrin dhe Omerin duke ecur para xhenazes. Hanefitë e komentuan këtë se Pejgamberi a.s. është person ndërmjetësues në Ditën e Gjykimit dhe është e drejtë e tij e veçantë që të ecë para apo prapa xhenazes. Pavarësisht se në çfarë pozite ecën, shpërblimin e arrin, fjala është vetëm se cila pozitë është më e vlefshme. Ai që është prezent, do ta marrë shpërblimin pa i interesuar se është më mirë të shpejtohet apo vonohet xhenazja.

Nga ky hadith shihet mjaft qartë rëndësia e njeriut në aspektin islam si për së gjalli ashtu edhe pas vdekjes. Nga ky hadith del në shesh edhe shpërblimi edhe ndëshkimi në jetën në varreza, ndaj jemi të urdhëruar që pas varrosjes të qëndrojmë te varri për lutje, për forcim gjatë marrjes në pyetje nga ana e melekëve.

(1) "Sahihul Buhari", vëll. III, f. 112, nr. 1239; vëll. XI, f. 18, nr. 6235; Muslimi nr. 5356. Ndalesën e shtatë, të cilën e ka harruar transmetuesi "el-mithere – mbulesa e mëndafshtë e shalës së devesë" gjendet tek "Musnedi" i Ahmedit nga i njëjti transmetues, vëll. 37, f. 488, nr. 17801. (2) "Sahihul Buhari", nr. 1325. (3) "Sahihul Buhari", vëll. V, fq. 157, nr. 1278. (4) "El Mustedrek ala sahihajni lil Hakim", vëll. III, fq. 425, nr. 1346. (5) "El-Mu'xhemul kebir lit-Taberanij", vëll. V, fq. 150. (6) "Sunen Ebi Davud", vëll. IX, fq. 26, nr. 2805. (7) "Sunen En-Nesaij", vëll. VI, fq. 478, nr. 1884.

Fehim Hoxha

# "Më ka marrë malli për vëllezërit e mi!"

*"Juve ju erdhi i dërguar nga lloji juaj, atij i vjen rëndë për vuajtjet tuaja, sepse është lakmues i rrugës së drejtë për ju, është i ndijshëm dhe i mëshirshëm për besimtarët".*

Në jetën tonë kemi shumë ditë të rëndësishme, të lumtura e të mbushura plot begati. Disa nga këto konsiderohen edhe festa të besimtarëve. Njëra prej tyre është edhe dita e ardhjes në jetë e mësuesit më të madh të njerëzimit, modelit gjithëpërfshirës të jetës njerëzore, Resullullahut a.s. . Jeta e mësuesit më të madh të njerëzimit Muhamedit a.s. konsiderohet burim madhështor për edukimin e shoqërisë mbi baza te mëshirës dhe mirëkuptimit.

Përkujtimi i ditëlindjes së të Dërguarit të Allahut, qoftë edhe me pak rreshta, ka shërbyer e shërben jo vetëm për të njohur sa më shumë nga jeta e Profetit tonë, por edhe për të na u rrënjosur në thellësi të zemrave dashuria e veçantë për Muhamedin a.s.[1]

Allahu xh.sh. e paraqet kaq bukur moralin e mëshirës së njerëzimit: "Juve ju erdhi i dërguar nga lloji juaj, atij i vjen rëndë për vuajtjet tuaja, sepse është lakmues i rrugës së drejtë për ju, është i ndijshëm dhe i mëshirshëm për besimtarët".[2]

Sigurisht që secili prej nesh do të donte ta shihte të Dërguarin e Zotit, ose të dinte përshkrimin e tij. Asnjëri prej nesh nuk e imagjinon dot se si ishte ai. Secili kërkon diçka që ta ndihmojë ta përfytyrojë sikur e ka para syve.[3]

Ndonëse është e vështirë që të sjellim çdo çast të jetës së tij, megjithatë kjo nuk na pengon që të përjetojmë disa prej atyre përjetimeve që mund të lënë gjurmë sado pak në shpirtrat tanë të stërlodhur, të cilët janë të etur për të shijuar nga ato momente të jetës së tij.

Gjatë kthimit për në shtëpi (Medinë), Pejgamberi a.s. filloi të qante. Shoqëruesit e pyesin: Përse qan o i Dërguar i Allahut? Ai u përgjigjet: Më ka marrë malli për vëllezërit e mi. Të pranishmit e pyesin: Po, a nuk jemi ne vëllezërit e tu o Pejgamber i Allahut?! Muhamedi a.s. ua kthen: Jo. Ju jeni shokët e mi. Vëllezërit e mi janë ata njerëz që do të vijnë më vonë, që do të më besojnë, edhe pse nuk më kanë parë".

I Dërguari ynë a.s. aq shumë na ka dashur, është shqetësuar dhe është kujdesur për ne. Ka qëndruar gjatë në sexhde duke lutur Allahun: "O Allah, ymetin tim, ymetin tim", pastaj ka qarë gjersa Allahu ia ka dërguar Xhibrilin a.s. që ta qetësojë e ta përgëzojë: "O Muhamed, ne do të bëjmë të kënaqur si do ta trajtojmë ymetin tënd dhe nuk ke për t'u ndier keq".

Allahu i Madhëruar në Kuran i ka thënë: "Zoti yt do të të japë e do të bëhesh i kënaqur (razi)".[4]

E i Dërguari ynë a.s., siç u mor vesh, bëhet i kënaqur vetëm me shpëtimin e ymetit të tij. Pejgamberi sal-lallllahu alejhi ve sel-lem është dhuntia më e madhe që Allahu u ka dhënë besimtarëve, Allahu thotë në Kuran: "Është e vërtetë se Allahu u dha dhuratë të madhe besimtarëve, kur ndër ta nga mesi i tyre dërgoi të dërguar që atyre t'u lexojë shpalljen e Tij, t'i pastrojë ata, t'ua mësojë Kuranin dhe urtësinë, edhe pse, më parë ata ishin krejtësisht të humbur".[5]

Me ardhjen e Muhamedit a.s. në këtë botë, jeta mori kuptimin e saj të vërtetë, ndërsa njeriu pas shumë kohësh arriti të kuptojë thelbin e të qenit krijesa më e bukur në gjithësinë e bukur të Krijuesit.

Siç ka thënë edhe poeti i madh, Ahmed Shevkiu:

*Lindi drejtësia*
*Plot dritë u mbush gjithësia*
*Në buzët e kohës tani*
*buzëqeshje ka dhe krenari.*[6]

(1) http://www.dritaislame.al/lindja-e-profetit-te-mbare-njerezimit. (2) Sureja Et-tevbeh,128. (3) Amer Halid,Gjurmëve të të Dashurit tonë, Shkup 2006, Furkan ism, fq.29. (4) Sureja Ed-Duha, ajeti 5. (5) Ali Imran, ajeti 164. (6) Ibni Kethir, el-Bidaje, 3/241.

Hetem Sopjani

# Devotshmëria - rruga e besimtarit

Allahu shpeshherë e përmend devotshmërinë në Kuranin famëlartë. Devotshmëria është një fjalë përmbledhëse që përmban gjithë të mirat: Islamin, besimin, udhëzimin etj. Njeriu që është i devotshëm dhe i udhëzuar në këtë fe, patjetër që do të jetë i shpëtuar si në këtë botë ashtu dhe në botën tjetër.

Sa herë që i referohemi Kuranit do të gjejmë se fjala "takva"(devotshmëri) rrjedh nga fjala arabe "vikaje", që do të thotë "ndalesë apo pengesë", sepse njeriu që adhuron Zotin xh.sh. dhe i përkrah urdhrat e Tij, është i devotshëm. Njeriu duhet të jetë i përmbajtur nga ato gjëra që i ka ndaluar Allahu xh.sh., në mënyrë që të marrë shpërblimin sa më të madh, si në këtë botë ashtu dhe në botën tjetër. Devotshmëria është që t'i bindemi Allahut të Madhëruar, duke praktikuar çdo urdhër e duke u përmbajtur nga të ndaluarat, do të thotë duke qëndruar stoik brenda kufijve që ka caktuar Allahu.

Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "O ju njerëz, bëhuni të devotshëm ndaj Allahut…". Në këtë verset Allahu xh.sh. na porosit që të jemi të devotshëm, sepse njeriu që është me besim të plotë tek Allahu, ai është i devotshëm. Gjithashtu Allahu xh.sh. thotë: "Përgatituni me furnizim e furnizimi më i mirë është devotshmëria." (El-Bekare: 197)

Në këtë ajet, Allahu xh.sh. na tregoi se përgatitja më e mirë është devotshmëria dhe se furnizimi më i mire është devotshmëria. Pra, devotshmëria është mënyra më e mirë për t'u çliruar nga vështirësitë e kësaj bote dhe të botës tjetër.

Devotshmëria është porosi e Allahut, e cila u drejtohet të gjithë njerëzve prej njeriut të parë e deri te i fundit, po ashtu është edhe porosi e Pejgamberit a.s.





për ymetin e tij, ai madje i këshillonte shokët e vet që të jenë sa më të devotshëm. Në haxhin lamtumirës ditën e parë të Kurban-bajramit, shokët i këshilloi për devotshmëri dhe respekt ndaj të tjerëve e posaçërisht ndaj prijësve.

Në një ajet, Allahu i Madhëruar thotë: "E kush i frikësohet Allahut, atij Allahu i hap rrugë dhe e furnizon prej nga nuk e kupton." (El-Hud: 2, 3)

Çfarë mbetet pas kësaj? "E kush i frikësohet Allahut, atij Allahu i hap rrugë…" ky ajet përfshin të mirat e dynjasë dhe të ahiretit. Pra, devotshmëria është rruga më e mirë për t'u çlodhur nga vështirësitë, brengat, hallet e kësaj bote dhe njëherit për të fituar në botën tjetër.

Atë që i frikësohet Allahut, Allahu do ta shpëtojë nga vështirësitë dhe hallet e kësaj bote dhe do t'ia hapë rrugët e kësaj bote, duke ia lehtësuar brengat dhe mërzitë dhe në të njëjtën kohë do ta furnizojë me furnizimin e Tij prej nga nuk e pret. Dhe njeriu do të jetë në radhët e njerëzve të gëzuar e të shpëtuar, ngase do të jetë në vendin ideal, gjë që është synim i çdo besimtarit (Xheneti). Besimtari duhet të jetë çdoherë i përgatitur me devotshmëri në mënyrë që ta fitojë Xhenetin. Allahu xh.sh. ka përgatitur për besimtarët e devotshëm lloj-lloj të mirash dhe na ka treguar përmes Kuranit famëlartë se kjo devotshmëri është rruga më e mirë për t'i shpënë ata drejt vendit të krenarisë dhe dinjitetit e që është Xheneti. E pas gjithë këtyre të mirave, u thuhet "Hyni në to të shpëtuar dhe të siguruar." (El- hixher: 46)

Do të thotë: të shpëtuar nga çdo lloj i së keqes siç është: sëmundja, vdekja, brengat e të këqijat e tjera, të cilat e lëndojnë (skajshëm) rëndë njeriun në këtë jetë.

Pra, banorët e Xhenetit do të jetojnë në kulmin e lumturisë, shpresës, jetesës, mirësisë, qetësisë, sigurisë.... Po ashtu në këtë ajet përmendet fjala "të siguruar", do të thotë të siguruar nga çdo e keqe që urren njeriu, i sigurt nga vdekja, sëmundja, pikëllimi, stresi…. Po ashtu i sigurt në vendin ku është, sepse nuk do të dëmtohet asnjëherë, nuk i bëhet e padrejtë, i siguruar nga lëndimet, siç janë: uria, etja, veshmbathja e pamjaftueshme, pagjumësia e shumë e shumë prej gjërave të tjera, për të cilat shqetësohet njeriu.

Allahu i Madhëruar në suren El-Tur, thotë:"Të devotshmit janë në kopshte e në begati" (El-Tur: 17), …Pra, të devotshmit janë në xhenete dhe në begati. Po ashtu në suren Edh-Dharijat, Allahu i Madhëruar thotë: "…Të kënaqur me atë që u ka dhuruar Zoti i tyre..." (El-Tur: 18), do të thotë të kënaqur sepse shfrytëzojnë

mirësitë e pafundme që Allahu xh.sh. i ka përgatitur për besimtarët.

Në një hadith të saktë, thuhet se një herë kur Pejgamberi a.s ishte me shokët e vet, aty pranë kaloi një njeri që ishte nga njerëzit e ndershëm dhe me autoritet. Pejgamberi a.s. në këtë çast iu drejtua atyre që ishin të pranishëm duke u thënë: Çfarë mendimi keni për këtë njeri? Ata thanë: Ky është nga njerëzit e ndershëm dhe me pozitë te ne, nëse kërkon të martohet, do ta martojmë, edhe kur ndërmjetëson, i pranohet ndërmjetësimi, dhe saherë që flet, i dëgjohet fjala. Pejgamberi a.s kur i dëgjoi këto fjalë, mbeti i habitur dhe heshti. Aty pranë kaloi një njeri i devotshëm. Pejgamberii pyeti të pranishmit: Çfarë mendoni për këtë njëri? Ata i thanë: Ky është njëri nga të varfërit në mesin tonë. Nëse kërkon të martohet, meriton të mos e martojnë, nëse ndërmjetëson,të mos i pranohet ndërmjetësimi dhe, kur të flasë, të mos i dëgjohen fjalët.

Pas kësaj, Pejgamberi a.s tha: Ky që patë tani, është më i mirë se ai, edhe sikur toka të jetë e mbushur me njerëz të atillë.[1]

A thua pse i Dërguari Muhamed a.s i tha këto fjalë? Sepse ndryshimi është vetëm me devotshmëri. Pra, njeriu i parë ishte nga njerëzit e ndershëm, por që nuk ishte i devotshëm, ndërsa i dyti ishte nga të varfërit në mesin e myslimanëve, por ishte njëri i devotshëm. Prandaj dhe Pejgamberi a.s. tha për të: Është më i mirë se ai edhe sikur toka të jetë e mbushur me njerëz të atillë. Kjo ngjarje na tregon rëndësinë e devotshmërisë, e cila është e vetmja peshore matëse tek Allahu i Madhëruar.

### Disa nga mirësitë e devotshmërisë:

**1) Falja e namazit,**

Namazi në fenë islame ka rëndësi shumë të madhe, është shtylla e fesë; elementi më i madh përbërës i fesë; vepra e parë për të cilën do të japë llogari besimtari në Ditën e Kiametit; nëse namazi i pranohet, i pranohen tërë veprat e tij dhe nëse ai i refuzohet, tërë veprat e tij i refuzohen.

Allahu xh.sh thotë: "E duke qenë se ata nuk ishin të urdhëruar me tjetër, pos që ta adhuronin Allahun me një adhurim të sinqertë ndaj Tij, që të largohen prej çdo besimi të kotë, ta falin namazin, të japin zeqatin, se ajo është feja e drejtë" (El-Bejjine: 5). Namazi është shenjë e besimit, shpëtim nga dyfytyrësia, ai që e ruan namazin e ka ruajtur fenë e tij dhe ai që e ka humbur namazin, veprat e tjera edhe më lehtë mund t'i humbë[2] .

**2) Leximi i Kuranit,**

Pa dyshim se leximi i Kuranit është prej fryteve të devotshmërisë. Allahu xh.sh. thotë: "Ky është libri, në të cilin nuk ka dyshim (sepse është prej Allahut), është udhëzues për ata që janë të devotshëm." (El-bekare: 2)

Më shumë se thjesht një tekst, Kurani është shok udhëtimi që duhet të lartësohet, të lexohet, të dëgjohet dhe të praktikohet në jetë. Në gjithë botën, nëpër xhami, shtëpi dhe nëpër rrugë, mund të dëgjosh zëra të mrekullueshëm të myslimanëve që lexojnë fjalët hyjnore.

**3) Duaja – Lutja**

Jemi urdhëruar të bëjmë dua dhe Allahu është zotuar se do ta plotësojë. Allahu xh.sh thotë: "Zoti juaj ka thënë:Lutmuni Mua, Unë ju përgjigjem....". (Gafir: 60)

Duaja është shkas për plotësimin e lutjes nëse plotësohen kushtet e saj dhe u largohemi pengesave për plotësimin e saj. Nganjëherë plotësimi i lutjes mungon për shkak të mospërmbushjes së disa prej konditave të saj, ose për shkak të ekzistimit të pengesave të saj.

Është konfirmuar që i Dërguari a.s në duatë e tij është lutur:" O Allah, unë nga Ti kërkojë udhëzim, devotshmëri, nder, pavarësi."[3]

**4) Dhikri – Përmendja e Zotit**

Allahu i Madhëruar i ka urdhëruar besimtarët ta përmendin shumë dhe i ka lavdëruar ata (besimtarë) që e bëjnë këtë. Allahu xh.sh. thotë: "O ju që besuat, kujtojeni Allahun sa më shpesh. Dhe madhërojeni Atë mëngjes e mbrëmje". (Ahzab: 41,42)

Dhikri – Përmendja e Allahut ndriçon zemrën, largon njeriun nga brengosja, nga ankthi dhe nga mërzia. Në sytë e atij që përmend Allahun, dynjaja zvogëlohet dhe Ahireti bëhet më i rëndësishëm për të. Drejtohet në rrugë të drejtë dhe afrohet më shumë me Allahun. Pra, dhikri, përmendja e Allahut është lidhja midis krijesës dhe Krijuesit. Ai që përmend Allahun, është i pari në shpërblim Ditën e Gjykimit. I Dërguari i Allahut a.s. ka thënë: Të parët janë El-Muferidunët. Shokët e pyetën: Kush janë El-Muferidunët, o i Dërguari i Allahut? Ai u përgjigj: Ata dhe ato që e përmendin Allahun shumë."[4] Pra, dhikri është rruga për në Xhenet dhe është e hapur për cilindo që do që të kalojë në këtë rrugë. Dhikri është dhe prej shenjave që zgjojnë zemrën nga gjumi i mëkateve, që njeriu të ndriçohet me dritën e diturisë derisa të fitojë ndjesinë se Allahu është më të. Siç thotë dhe Allahu në ajetin e Kuranit: "Me të vërtetë Allahu është me ata të cilët janë të devotshëm". (Nahel: 128)

(1) Abdul selam Mukbil el- Mexhidi " Kitabu lUmeti" Sanaa 2003, f. 63. (2) IbnRexheb el- Hanbeli el- Bagdadi "Xhamiu el-Ulumvel- Hakem", Bejrut 2000, f. 165-166. (3) Muslimi: 2721. (4) Muslimi: 2627

Shejh Abdu-l-Hakim Murad-i

# Allahu është gjithmonë i Pranishëm

Allahu është i Mëshirshëm, detyrimi ndaj Tij është një detyrim i shkurtër. Por, meqë do ta themi, mbase dhjetëramijëra herë në jetët tona, është e nevojshme të mendojmë rreth saj herë pas here, çfarë po themi? Cila është rëndësia e këtyre disapak fjalëve? Me gjasë pjesa më e madhe prej jush e kanë kuptuar se përbëhet nga dy pjesë.

Pjesa e parë, *el-Hamdu lil-Lāhi rabbil ´ālemin* është deklarim i formës natyrore të adhurimit të Allahut të Shumëlartë. Lëvdimi i përket Atij. Pastaj jepen disa nga cilësitë e Tij, e*r-Rahmāni er-Rahīm, Maliki jeumid-dīn.*

Kjo është ajo që arabët e quajnë përemri i mungesës, veta e tretë njëjës në gjuhën tonë. Jo i pranishmi, veta e tretë. Mund ta përdorni vetën e tretë për dikë pranë jush apo në hënë dhe do të jetë përsëri e vlefshme nga pikëpamja gramatikore. Por, në mes të sures, çuditërisht, ne kalojmë në vetën e dytë, në një gjëmimë shumë këmbëngulëse: *Ijjāke na'budu ue ijjāke nesta'īn.* Befasisht, vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm prej Teje kërkojmë ndihmë. Ajo kthehet nga një shprehje hamdi në një shprehje duaje. Në mënyrë të befasishme, në mes të saj, nuk flasim më për jo të pranishmen, por i drejtohemi Atij që është i Pranishëm. Kjo ndodh kur shprehemi në vetën e dytë njëjës: bëhet lutje.

Në këtë pikë feja braktis ngushticat abstrakte të mendjes dhe hyn në realitetin e gjallë të zemrave tona njerëzore. Ai bëhet *Karīb*, i Afërt kur flasim me Të. Fel-jestexhībū lī, "le të më përgjigjen Mua". Jo thjesht përmes shkrimit të disa traktateve teologjike abstrakte rreth marrëdhënies ndërmjet Atributeve dhe Thelbit, por përmes përgjigjes së një humanizmi të përunjur, të dërrmuar, ndaj Pranisë Absolute të *el-Karīb*, duke kuptuar sa afër është Ai. *Ue hue 'eKrabu ilejhi min hablin uerīd*, "Ai është më afër njeriut se damari i qafës". Kaq afër është Ai. Ne jemi urdhëruar të jemi afër. Ky është një ndër urdhrat që i erdhi Profetit të Shenjtë a.s., lidhja e sërishme përmes lutjes aktive, *uesxhud uekterib*, "Përdhesu dhe afrohu"!

Hadithi na tregon se robi është më afër Zotit të tij, kur është në sexhde. Kjo është pika kulmore e lutjes. Prandaj pika kulmore e jetës së besimtarit është të ripohojë që Ai është afër. Ky është realiteti i fesë. Realiteti i fesë është të lotosh gjatë lutjes, të ndiesh momentin e jashtëzakonshëm kur njeriu është i vetëdijshëm se Allahu nuk ka ardhur, as ka shkuar, por Ai është gjithmonë i Pranishëm. Meīja e Tij, veprimi i pakalueshëm i Emrave të Tij madhështorë pafundësisht të bukur, kullueshmërisht të ndritur, gjithë rreth nesh, brenda nesh s'ka ekzistuar kurrë tjetër gjë. Kjo është mënyra si i sheh gjërat besimtari i vërtetë.

Kjo është e vështirë, sepse jemi qenie njerëzore dhe kemi impulsin shtazor që vëren shkak-pasojën. Kemi atë impuls që e bën vërtet të vështirë ta mbjellësh në zemër atë teologji, ta bësh atë parimin tonë të jetës. Kafshët nuk e kanë këtë. Macja e di që ekziston shkakësia. Kur bie shi macja ndien lagështinë. Nuk mund ta kuptojë *el-Karībin*. Por ne qeniet njerëzore e kemi këtë aftësi përmes misterit, tek i cili Fatihaja na fton, nga bota abstrakte e të largëtit në realitetin e gjallë të Atij që është i Pranishëm.

Nuk ekziston një mënyrë më e mirë për ta zbuluar këtë se shqyrtimi i shumë duave, lutjeve që Profeti ynë a.s. na ka lënë trashëgim në traditën e bukur. Nëse doni të kuptoni vërtet Islamin, unë u them gjithmonë njerëzve: shihni lutjet e Profetit të Shenjtë, ato do t'ju mësojnë më shumë se 1000 vëllime me teologji. Në lutjen mund të shihni realitetin e fesë, përunjësinë e shpirtit njerëzor, madhështinë e qenies njerëzore, kur ajo zbulon *teuhīdin*-njëjësinë.

Çfarë rezultati ka kjo? Rezultati – dhe sërishmi mësuesit e mi kanë këmbëngulur në këtë gjë – është se kur sheh *el-Karīb*-in dhe e përbrendëson këtë, nis ta duash krijimin; njëmend fillon ta duash krijimin. Sigurisht që ka gjëra të frikshme në krijim. Emrat Hyjnorë janë shpeshherë të rreptë; të vrojtosh përmes teleskopit Hubble të hapësirës arrin të kuptosh sa shumë gjëra të frikshme dhe gjëra madhështore gjenden në krijim. Por i gjithi është krijimi i Tij dhe i gjithi është për t'u



dashur. Shenja e besimit të vërtetë është shpërthimi i dashurisë nga zemra, që të bën ta shohësh krijimin e Allahut jo thjesht si një grusht dukurish, vargje të ADN-së dhe grimcave atomike që zhduken dhe rikonfigurohen në një univers material thelbësisht të pakuptimtë, por ta shohësh si ajo që Allahu dëshiron në atë moment, dhe ai është *Ahkemil-hākimīn*.

Ky është transformimi ndërmjet atyre që dinë dhe atyre që nuk dinë, çka përbën dallim të madh. Nuk janë i njëjti lloj i qenieve njerëzore. Cili është efekti i kësaj gjëje? Efekti është se ai që e sheh Allahun si *el-Karīb* e do krijimin e Tij dhe i do qeniet njerëzore më shumë se çdo gjë tjetër në krijim, sepse në qenien njerëzore manifestohen këto cilësi të jashtëzakonshme të Allahut të Shumëlartë, sepse nuk janë thjesht cilësi të bukura dhe madhështore, por janë edhe morale. Mund të gjeni dhembshurinë në qeniet njerëzore, drejtësinë, butësinë, dhe nëse ato nuk i kanë gjithë këto cilësi aktualisht, të paktën mund të vëresh aftësinë për t'i pranuar ato; duajini për atë që janë, apo për atë që u kërkohet të jenë, por duajini!

Kjo është urtësia në rrugën e mësuesve të mi – një trajtim jashtëzakonisht i dhembshur i të gjithë këtyre krijesave, përfshirë edhe mëkatarët nga mesi i tyre. Kjo ka qenë gjithmonë shenja dalluese e eulijāve dhe shkollarëve të mëdhenj të Islamit. Vetë procesi i krijimin ka si synim qeniet njerëzore dhe kjo nuk është gjë e vogël. Kujtoni atë histori me të cilën nisi parehatia apo gjendja jonë, në suren El-Bekare, episod i jashtëzakonshëm në fillim të kësaj Besëlidhjeje të fundit madhështore të teuhidit – monoteizmit të pakompromentuar abrahamik: mu në ag të qenies njerëzore, Allahu i Shumëlartë urdhëron engjëjt të përdhesen (bien në sexhde) përpara kësaj krijese të bërë nga argjila.

Tekst i çuditshëm për t'u vënë në një dokument që ka si qëllim të thyejë idhujt e arabëve dhe të reduktojë të qenët njeri në gjendjen e abdit, engjëjt vetë, me afërsinë që kanë me Allahun –*el-melā'iketel mukarrabūn* –të urdhëruar të përdhesen përpara kësaj qenieje të çuditshme, të krijuar nga argjila. Ata përdhesen përveç Iblisit, që sigurisht nuk e bën këtë gjë. Kjo është zgjedhja jonë. Ose do ta njohim dinjitetin e pafund, dashurueshmërinë dhe jetëgjatësinë e pafund të qenieve njerëzore, jo për shkak të asaj që jemi si një grumbull qelizash, organesh e grimcash, jo dhe aq të këndshme, por për shkak të dritës së shpirtit - *rūh* -që Allahu e ka krijuar në këtë argjilë – ose arrijmë t'i duam ato me të vërtetë dhe t'i shohim me syrin e dashurisë, ose do të ndjekim rrugën e Iblisit dhe të refuzojmë t'i respektojmë apo t'i admirojmë. Përse? Për shkak të krenarisë së tij, logjikës dhe teologjisë së tij të rreme, përfundimit të tij të gabuar: jam më i mirë se ai; jam zjarr. Zjarri vjen nga autonomia jonë vetjake, nga energjitë tona të brendshme, nga zemërimi, tërbimi, krenaria, që gjenden me shumicë në fe sot. Ka shumë pak dashuri për robërit e Allahut, sepse ka kaq shumë krenari, zemërim, përshtjellim, arrogancë.

Këto janë vetëm disa nga efektet e *teuhīdit*-njëjësisë. Në këtë gjendje i la njerëzit Profeti a.s. duke qenë të ndarë më parë në fise, që ndiqnin statuja të ndryshme, duke u hakmarrë shekull pas shekulli, bashkoi zemrat e tyre falë këtij parimi transformues, unik dhe unikalisht të pazëvendësueshëm të *teuhīdit*, të Njëjësisë së Allahut të Shumëlartë. Shumë nga ne flasin për *teuhīdin* në ditët e sotme, herë me zemërim, herë me butësi, por *teuhīdi* nuk është asgjë nëse mbetet thjesht në tru dhe në manualet teologjike e nuk hyn në zemër dhe nuk transformon mënyrën si jemi. *Teuhīdi* nuk duhet të na ndihmojë vetëm për të ripohuar Unitetin e Krijuesit, por të na ndihmojë edhe të rikujtojmë unitetin e racës njerëzore.

Çdokush i përket ose ummet ed-dāuah, ose ummet el-´ixhābah - ose që duhet të ftohet, ose që tashmë është përgjigjur, por janë të gjithë aty, siç ishin në kohën kur engjëjt iu përdhesën Ademit a.s., të gjithë zotërojnë kerremnā benī Adem: Ne i kemi fisnikëruar bijtë e Ademit. Të gjithë kanë el-'ismeh el-ademījeh, ajo që shkollarët maturidij e quajnë si paprekshmëria e përkatësisë në familjen adamike. Kjo është rrjedhoja e vërtetë e *teuhīdit*. Mos u kushtoni vëmendje, mos i respektoni, mos u besoni atyre që flasin për *teuhīdin* e zemrat e të cilëve nuk janë tejmbushur me dashurinë për krijesat e Allahut.

Zoti ju bekoftë! Paqja dhe dashuria e Zotit ju shoqërofshin!

***Përktheu: Vehap Kola***

Kasam Muhameti

# Vdekja - jeta mes kësaj bote dhe tjetrës

Krijesat e Allahut xh.sh. u nënshtrohen disa ligjeve dhe proceseve. Meqë njeriu është krijesa më e bukur e Tij, atëherë në fokus të këtij punimi do ta kemi pikërisht njeriun, i cili në fakt përjeton disa faza: jetën në bark të nënës, jetën në këtë botë, jetën nga momenti i vdekjes (e ashtuquajtur jeta në varreza), jetën pas ringjalljes - e amshueshme. Që në fillim të kësaj trajtese duhet ditur se procesit jetësor i paraprin vdekja:

"Si e mohoni Allahun e dihet se ju ishit të vdekur e Ai ju ngjalli, mandej ju bën të vdisni e pastaj ju ringjall, mandej tek Ai do të ktheheni"? (el Bekareh, 28)

Ndërsa qëllimi ynë me këtë rast është që të flasim për disa aspekte të vdekjes. Duke punuar rreth kësaj teme, kam hasur në ajete të shumta kuranore dhe hadithe të Muhamedit a.s., mirëpo duke pasur parasysh natyrën e revistës, jam munduar që t'i zgjedh vetëm disa prej tyre dhe jam përqendruar vetëm në disa çështje që kanë të bëjnë përkitazi me vdekjen.

## Vdekja pjesërisht përjetohet edhe në këtë jetë

Duke qenë në gjumë, është e ditur se i humbim ndjenjat e kësaj bote, prandaj edhe mund të themi: aq kohë sa jetojmë në këtë botë, gjysmën e saj e kalojmë në vdekje të pjesërishme: "Allahu ua merr shpirtrat atyre që u ka ardhur çasti i vdekjes dhe atyre që nuk kanë vdekur, por që janë në gjumë. Pastaj Ai ndal shpirtin e atij të cilit i është caktuar vdekja, ndërsa të tjerëve ua lë deri në një kohë të caktuar. Me të vërtetë, këto janë argumente për njerëzit që mendojnë". (ez-Zumer,42) "Dhe Ai është i Cili natën ju bën (pjesërisht) të vdekur (duke qenë në gjumë) dhe e di se çka keni bërë gjatë ditës. Pastaj ju ngjall (zgjon), që të plotësohet koha e caktuar (deri në vdekje definitive). Pastaj te Ai do të ktheheni dhe Ai do t'ju informojë për gjithçka që keni bërë". (el- Enam 60)

## Vetë vdekja është jetë[1]

Sa herë që shkruhet ose flitet për vdekjen, në disa raste na shkon mendja se përfundon gjithçka me ata që vdesin. Nisur nga fakti që në gjuhën shqipe sa i përket kësaj çështjeje përdoren disa shprehje: shpeshherë vdekje, pastaj: shuarje, ndarje nga jeta, ndërrim i jetës, etj., si dhe duke i pasur parasysh edhe ndryshimet dhe proceset që zhvillohen nga momenti kur vdes njeriu ose ndonjë krijesë tjetër: shtangimi, nxirja, zverdhja, më pastaj 'asgjësimi i trupit';[2] këto aspekte ndikojnë që të shfaqen konfuzione të ndryshme, kuptohet nga ata që nuk kanë njohuri të mirëfilltë fetare - islame. Sa për kujtim; nuk ishte aspak vështirë për Allahun xh.sh. që fillimisht krijoi gjithësinë duke mos ekzistuar ajo, krijoi krijesa të shumta dhe të llojllojshme në të, po ashtu nuk është vështirë për Të që t'i shuajë dhe t'i ringjallë përsëri ato.

## Ndërrimi i jetës - shprehje më e përshtatshme

Sikur të mos kishim udhëzime nga Kurani fisnik dhe hadithet e Muhamedit a.s., natyrisht se mendja e njeriut është tejet e dobët për të perceptuar shumë çështje, ashtu edhe: parakrijimin, krijimin, shkatërrimin (kataklizmën), ringjalljen. Mirëpo, udhëzimet në fjalë, ashtu edhe ato të pejgamberëve të mëparshëm a.s., na ndihmojnë që t'i kuptojmë dhe të bindemi për gjërat që shqisat tona nuk mund t'i arrijnë.[3] Njeriu është i përbërë nga materia konkrete apo lëndore - trupi, si dhe nga abstraktja - shpirtërorja. Nga momenti kur njeriu vdes, shpirti kryen funksion tjetër, shkëputet nga trupi, fillon jeta e Bërzahut, apo jeta në varreza.[4] Trupi i kthehet origjinës së vet - tokës mëmë, me elementet e së cilës ka jetuar në këtë botë[5]: "Ne ju kemi krijuar prej tokës, aty do t'ju kthejmë, dhe nga ajo do t'ju nxjerrim edhe një herë tjetër". (Ta-Ha, 55)

Ndërsa, për ato gjëra që nuk mund t'i kapim me trurin tonë apo s'kemi njohuri të plotë për to, vetëm jemi të obliguar që t'i besojmë, sikurse për shpirtin:

"Do të të pyesin ty për shpirtin. Thuaj: "Shpirti është çështje që i përket vetëm Zotit tim e juve ju është dhënë vetëm pak dije". (El-Isra, 85)

### I vdekuri dëgjon

"Kur vihet i vdekuri në tabut dhe burrat e bartin në krah, ai nëse ka qenë njeri i mirë thotë: më përgatitni më shpejt, më përgatitni më shpejt!, e nëse s'ka qenë njeri i mirë, thotë: "ah, i mjeri unë, ku po më çoni! Këtë zë e dëgjon çdokush përveç njeriut, sikur ta dëgjonte njeriu, do t'i binte të fikët".[6]

### Përjetimet në varr

Sapo të ndërrojë jetë njeriu, përmes melekëve, menjëherë fillojnë që të zbatohen ligje të të vdekurve. Do t'i përjetojë shpërblimet ose ndëshkimet (jodefinitive), varësisht prej veprave. Për këtë Pejgamberi a.s. është lutur: "O Zot, unë kërkoj mbrojtjen Tënde nga dënimi në varr, nga dënimi në Xhehenem, nga sprovat e jetës dhe të vdekjes, edhe nga sprova me Dexhallin"![7]

Ndërsa kur varrosej dikush, thoshte: "Lutuni që t'i falen mëkatet vëllait tuaj dhe lutuni që tëjetë i fortë, sepse ai tashmë do të pyetet".[8]

"Pejgamberi a.s. kaloi pranë dy varreve dhe tha: Këta dy janë duke u dënuar, jo për ndonjë xhynah të madh; njëri prej tyre ka qenë i dhënë pas përgojimeve, kurse tjetri nuk ka pasur kujdes gjatë kryerjes së nevojës së vogël-urinimit".[9]

### Përshëndetja e tyre

Muhamedi a.s. kur kalonte pranë varrezave, i përshëndeste me selam, ashtu i porosiste edhe shokët e tij që të veprojnë: "Paqja qoftë mbi ju banorët e këtyre vendeve, besimtarë myslimanë, edhe ne, me vullnetin e Zotit do t'ju bashkohemi juve, e lusim Allahun që të na shpëtojë ne dhe ju".[10]

### Muhamedit a.s. iu mundësua që edhe të bisedojë me të vdekurit

Përmes disa transmetimeve, mësojmë se Muhamedi a.s. ka komunikuar me të vdekurit, siç është rasti i udhëtimit të tij të jashtëzakonshëm në Isra dhe Miraxh, kur i pati takuar pejgamberët a.s. dhe u bë imam i tyre, si dhe që diskutoi me Musanë a.s..[11] Në disa raste u drejtohej të vdekurve pranë varrezave dhe u fliste, p.sh. me të vrarët pabesimtarë, gjë që ndodhi pas Betejës së Bedrit. Muhamedi a.s. të vrarët filloi me radhë t'i thirrte me emra: "... Ne e kemi gjetur të vërtetën që na ka premtuar Zoti ynë, a e gjetët tashmë edhe ju të vërtetën që e ka premtuar zoti juaj për ju? Umeri r.a. i tha: o i Dërguari i Allahut, a po u flet trupave që nuk kanë shpirt? Pejgamberi a.s. u përgjigj: Pasha Atë që ka shpirtin e Muhamedit në Dorën e Tij, as ju nuk më dëgjoni më mirë se ç'po më dëgjojnë ata, por ata nuk mund të më përgjigjen".[12]

### Nga disa dedikime të të gjallëve mund të përfitojnë të vdekurit

Të bëjmë diç për shpirtin e tyre me: dua, sadaka, lexim nga Kurani fisnik, bedel (haxhin për ta), hajrate, etj.[13]:, njëkohësisht fitojmë sevap edhe ne, prandaj nuk duhet të jemi koprracë. Me dashamirësi duhet t'i përkujtojmë gjithherë. Ku ta dimë, ndoshta me veprimet tona të sinqerta, Allahu xh.sh. me Madhërinë



e Tij, na lehtëson gjendjen tonë: "Kur vdes njeriu, puna e tij ndërpritet, përveç tri gjërave: sadakasë së përhershme (hajratit); diturisë prej së cilës kanë dobi të tjerët dhe pasardhësit të mirë që lutet për të vdekurin".[14]

### Përfundim

Në bazë të asaj që u tha më lart, kuptojmë se vdekja nuk është gjë e thjeshtë. Edhe pse ajo është e dhimbshme sipas natyrës dhe pikëpamjes sonë, në anën tjetër, është proces jetësor që lidh këtë botë me botën tjetër. Ndonëse secili njeri në radhë të parë duhet të dijë se është peng i veprave të veta dhe i asaj çka ka punuar në këtë jetë - mirë ose keq, dhe do të shpërblehet ose do të ndëshkohet definitivisht pas ringjalljes në botën tjetër – Ahiret; megjithatë, Allahu na ka lënë edhe një mundësi, na ka lënë edhe një derë hapur: që sa jemi në këtë botë, të kujdesemi për ta, së paku mos t'i qesim në harresë. Kontakti i atyre që kanë ndërruar jetë, ndërpritet me ne që jemi ende gjallë në këtë jetë, mirëpo ne që jemi në këtë jetë mund të bëjmë ende për ta. Prandaj, çfarëdo vepre të dobishme që bëjmë për të vdekurit tanë dhe në emër të tyre, bëjmë mirë, përfitojnë nga ne, anipse në disa raste (edhe ne myslimanët) bëjmë gabime nga mosdija jonë, duke i përgënjeshtruar, injoruar ose mohuar disa çështje që kanë të bëjnë me të vdekurit, sikur që shprehemi: ishte çka ishte puna e tij, vdiq më..., pse talkinin për të vdekurit, pse ceremoni për të vdekurit, pse ashtu, pse kështu, etj[15]... Në këtë mënyrë, mund të themi se ju mbesim borxh ose hakut, për atë që secili nga ne do ta dëshironte: që ata të cilët janë në këtë jetë të luten vazhdimisht për ne, atëherë kur do mbesim të vetmuar në varret tona: "Zoti ynë, na fal ne, prindërit tanë dhe të gjithë besimtarët në Ditën kur do të japim llogari".

Kështu, duke shpresuar në rahmetin e Allahut xh.sh. se ne me ata që kanë ndërruar jetë para nesh do të jemi të falur, të mëshiruar, të shpëtuar, dhe të shpërblyer me Xhenetin Firdeus në botën tjetër.

(1) Muhamed Muteveli Sharavi, "Dita e Kiametit". Botoi BIK Prishtinë 2009, f.37. (2) Muhamedia.s. perms një hadithi na ka sqaruar:"Tek njeriu është një asht i kërbishtit (axhbudh-dhenbi), të cilin kurrë nuk e ha toka, prej tij do tëringjallet në Ditën e Kiametit". Sahihu-l-Muslim, hadithi nr. 7342. (3) MuhamedMuteveliSharavi, "Argumentetlëndorembiekzistimin e Zotit". Botoi KBI Prishtinë 1997, f.50. (4) NaimTërnava, "Bazat e Besimit - Akaidi 1". BotoiMedreseja e Mesme "ALAUDDIN",Prishtinë, 1994, f.108. (5) MuhamedMuteveliSharavi, "Mrekullitë e Kuranit". Botimprivat, Prishtinë,2001, f.130. (6) Sahihu-l-Buhari, BotoiBibliotekaLexo, Prishtinë, vëll. 3,hadithi nr. 1380, f.481. (7) Sahihu-l-Buhari, op.cit.,hadithi nr. 1377, f.479. (8) Suneni i EbuDavudit, hadithi nr.2804. (9) Sahihu-l-Buhari, op.cit.,hadithi nr. 1378, f.480. (10) https://islamqa.info/ar/34561,Transmeton Muslimi, hadithi nr.975, qasja e fundit më 12.07.2017, 15.20 h.. (11) Ibn Kethir, "Kasasu-l-Enbijai". Botoi Darul Hajri, botimi 7-të, Bejrut 1997, f.544. (12) Sahihu-l-Buhari, Botimprivat, Dibër, vëll.10, hadithi nr.3976, f.21. (13) Sami Xheko, "Udhëzime praktike akaidore dhe fikhore". Botoi BI e Maqedonisë, Shkup 2011, f.259. (14) Imam Neveviu, "Rijadus-salihin".Botoi Logos-A, Prishtinë 1997, transmeton Muslimi, hadithi nr. 956, f.341. (15) Shih për këto sqarime më të hollësishme ngaSherif Ahmeti, "Komente dhe mendime islame". Botoi Lidhja Prishtinë 1995, f.373-394.



# Burimet e së drejtës së Sheriatit (II)

## Suneti

Burimi i dytë i së drejtës së Sheriatit është suneti (tradita profetike). Shkenca mbi Islamin me këtë shprehje nënkupton fjalët e Muhamedit a.s. mënyrën e jetës së tij, madje edhe miratimin e tij në heshtje të veprimeve të të tjerëve, me kusht që ai këto t'i ketë bërë pasi që ka filluar predikimin e fesë islame. Disa dijetarë ketë përkufizim e zgjerojnë duke pretenduar se edhe fjalët, veprimet dhe miratimet në heshtje të katër prijësve të parë duhen konsideruar si vazhdimësi të sunetit të Muhamedit a.s. dhe njëkohësisht si burim të së drejtës së Sheriatit.[1] Mirëpo mbretëron mendimi që sunet në kuptimin e vërtetë mund të konsiderohet vetëm ajo që Muhamedi a.s. e ka thënë, e ka bërë dhe e ka miratuar, ngase, sipas përfaqësuesve të këtij mendimi, fjalët dhe veprat e katër prijësve thjesht vetëm i kanë përsëritur dhe interpretuar fjalët dhe veprimtarinë e Muhamedit a.s..

Në mësimin islam behët dallim i theksuar në mes Kuranit dhe sunetit. Kurani konsiderohet si libër i Zotit, ndërsa suneti si komentim i tij nga Muhamedi a.s.. Kurani i cili në mënyrë koncize parashtron dispozitat e përgjithshme të besimit, moralit dhe të legjislacionit, ka qenë vështirë të kuptohet drejt dhe të praktikohet pa komentim.

Muhamedi a.s. për të cilin vërtetohet se ka qenë i pajisur me fuqi të posaçme shpirtërore, ka qenë më kompetenti për të bërë komentim të drejtë për cilëndo dispozitë kuranore. Kjo, mes tjerash, mund të nxirret nga disa citate kuranore e sidomos nga ky i cili thotë: "Ne ta kemi zbritur librin për t'u sqaruar atyre atë për të cilën janë përçarë."[2]

Komentimi i Muhamedit a.s. ka pasur karakter të pakontestueshëm, ngase komentimet të cilat i kanë bërë shokët e tij, nuk kanë mundur të dominojnë ose ta shtyjnë atë që e ka dhënë Muhamedi a.s.. Një karakter të tillë të komentimit të tij e pranon edhe vetë Kurani, i cili në shumë vende thotë: "Bindjuni Zotit dhe të dërguarit të Tij".[3]

Ai ka mundur të komentojë si duhet Kuranin me fjalë, me vepra ose me miratimin në heshtje të mënyrës së jetesës së të tjerëve. Andaj çdo mënyrë e komentimit të tillë për mësimin islam ka pasur rëndësi të madhe. Dijetarët islamë hadith e quajnë çdo ligjërim (rivajet) që flet dhe ka të bëjë me interpretimin, thëniet, veprat e Muhamedit a.s. si dhe me miratimin e tij me heshtje.

Hadithi ka të bëjë më të gjitha degët e jetës dhe të veprimtarisë njerëzore. Disa komentojnë dispozitat



morale – fetare, ndërsa tjerat ato sociale – juridike të Kuranit. Këto të fundit kanë rëndësi të veçantë për të drejtën e Sheriatit, ngase në to bazohet një pjesë e madhe e institucioneve juridike islame. Në realitet të gjitha urdhrat të cilat i ka dhënë Muhamedi a.s. si shef i shtetit islam dhe rekomandimet si gjykatës suprem, si dhe të tjerat komentime të tij juridike, kanë shërbyer si material për hartimin e së drejtës së Sheriatit.

Këto interpretime të ndryshme ose hadithe të Muhamedit nuk janë shkruar për të gjallë të tij, siç është vepruar me dispozitat e Kuranit. Këto hadithe thjesht i kanë mbajtur në mend shokët e tij dhe sipas tyre janë drejtuar dhe kanë qeverisur. Kështu ka mundur të jetë për të gjallë të tij, kur shteti islam ka qenë ende i vogël dhe kur ai ka mundur të ushtrojë kontrollimin mbi zbatimin e drejtë të dispozitave fetare e juridike të Islamit. Në atë kohë nuk ka ekzistuar rreziku që dikush në emër të tij në formë të hadithit të fusë ose rrënjosë mendime dhe interpretime të huaja. Pas vdekjes së tij, puna ndryshon, ngase faktikisht filluan të futen, në emër të tij, mendime të tjera dhe shpeshherë të tilla që kanë qenë në kundërshtim me frymën dhe dispozitat e vetë Kuranit.[4] Kjo ka mundur të ndodhë pa qëllim nga mungesa apo pasiguria e memories njerëzore, ose me qëllim si shprehje e interesave individuale ose kolektive. Këto hadithe të pasakta dhe të rrejshme i kanë shpërndarë në popull pa vështirësi dhe aty kanë fituar besim dhe respekt të njëjtë sikurse ato që kanë rrjedhur nga Muhamedi a.s..[5]

Kjo çështje ka ndodhur kryesisht shkaku i rrethanave dhe rasteve në vijim: 1. Nuk ka ekzistuar përmbledhja e tij, sipas të cilës të kryhej kontrolli i suksesshëm mbi zbatimin e haditheve. 2. Shokët e Muhamedit si njohësit më të mirë të hadithit vdisnin, kështu që gradualisht humbi edhe kjo pengesë më e sigurt e keqpërdorimit të këtij lloji. 3. Islami u përhap me vrull dhe të besimtarët e rinj fitonin rëndësi ato hadithe që më së miri u përshtateshin zakoneve të tyre. 4. Në Islam qysh në gjysmën e shekullit të parë pas hixhretit, filluan çrregullimet dhe luftërat me karakter fetar. Secili fraksion ose sekt përpiqej për të gjetur arsyetim të pikëpamjeve të veta në Kuran dhe hadithe. Ndërsa kur kjo nuk kishte mundësi të arrihej, atëherë për këtë qëllim filluan të sajohen dhe të përhapen hadithe të rrejshme.[6]

Në këtë pikëpamje u paraqit anarki e vërtetë dhe rreziku e kërcënoi fenë dhe pastërtinë e saj. Mënyra e vetme dhe më e sigurt që kjo të përmirësohej qëndronte në tubimin dhe studimin kritik të hadithit. Për këtë çështje halifi Omer Abdul Azizi ua dha iniciativën dijetarëve të kohës së tij.[7] Pas kësaj u zhvillua një lëvizje



shkencore për studimin e kësaj lënde, e cila lulëzoi sidomos në shekulli II dhe III pas hixhretit. Në shekullin e dytë në këtë fushë është dalluar Imam Maliku, ndërsa në shekullin e tretë, Buhariu, Muslimi, Ebu Davudi, Tirmidhii, Nesaiu dhe Ibn Maxheja.[8]

Ndër tubuesit e përmendur vendin më të dalluar e kanë nxënë Buhariu dhe Muslimi. Këta dy dijetarë gati tërë veprimtarinë së tyre shkencore ua kanë kushtuar tubimit dhe studimit të hadithit. Për këtë qëllim ata kanë udhëtuar në tërë botën islame dhe drejtpërdrejt nga populli i kanë tubuar hadithet. Buhariu në udhëtimin e tij shkencor i tuboi rreth gjashtëqind mijë hadithe, ndërsa Muslimi rreth treqind mijë. Nga materiali kolosal i çrregulluar dhe i dyshimtë është dashur të nxirren ato hadithe të cilat sipas anës së tyre formale dhe materiale jepnin garancione se janë të vërteta, që rridhnin nga vetë Muhamedi a.s.

Imam Buhari nga gjashtëqind mijë, i ka pranuar dhe i ka shënuar në veprën e tij rreth 7000, ndërsa Muslimi nga treqind mijë, i ka pranuar rreth 12.000 hadithe. Veprat e këtyre dyve konsiderohen për të vërteta, të drejta dhe pas Kuranit gëzojnë respektin më të madh në Botën Islame.[9]

Në të drejtën e Sheriatit, ka mjaft institucione të cilat ekskluzivisht bazohen në hadithe. Si shembull mjafton të përmenden institucionet të cilat edhe sot kanë rëndësi në jetën sociale të myslimanëve. Ato janë themelatat bamirëse fetare (vakëfet), e drejta e dhënies përgjysmë (shufa) etj..

### Ixhmaul-ummeti

Burimi i tretë i së drejtës së sheriatit quhet Ixhmaul-ummet. Ky nocion nënkupton vendimet unanime të dijetarëve islamë për ndonjë çështje të besimit ose të



së drejtës juridike. E drejta për të dhënë mendim për ndonjë çështje në fillim u është pranuar vetëm shokëve të Muhamedit a.s.. Mirëpo, më vonë kjo është zgjeruar edhe në nxënësit e tyre (tabiinë), ndërsa në fund edhe në gjithë dijetarët islamë, në bazë të atij hadithi që thotë: "Dijetarët janë trashëgimtarët e pejgamberëve."[10]

Kjo aftësi që u njihet njerëzve të dijshëm islamë të cilët, në mënyrë kompetente mund t'i interpretojnë dispozitat e Kuranit dhe të sunetit si dhe, në mungesë të tyre në Kuran dhe sunet, të krijojnë norma të reja, quhet "Ixhtihad". Do theksuar se nuk u njihet të gjithëve e drejta e ixhtihadit. Në këtë aspekt ekzistojnë grupime të caktuara, kështu që faktikisht Ixhtihadi ndahet në tri kategori: Ixhtihad fish – sheria, 2. Ixhtihad fil – medhheb, dhe 3. Ixhtihad fil-mesail.

Dijetarët të cilëve u është njohur kategoria e parë e Ixhtihadit kanë mundur në mënyrë të pavarur të krijojnë rregulla dhe metoda në bazë të të cilave nga Kurani dhe suneti kanë nxjerrë vendime dhe konkluzione të reja. Ndërsa dijetarët të cilëve u është njohur kategoria e dytë e Ixhtihadit, nuk kanë mundur që në mënyrë të pavarur, sipas mendjes së tyre, të interpretojnë burimet themelore islame, por për këtë u janë përmbajtur metodave që i kanë caktuar dijetarët që u është njohur kategoria e parë e Ixhtihadit. Sa u përket dijetarëve, të cilëve u është njohur kategoria e tretë e Ixhtihadit, ata nga Kurani dhe suneti nuk kanë mundur të nxjerrin konkluzionet e tyre, por me rastin e interpretimit, është dashur t'u përmbahen atyre vendimeve që i kanë marrë paraardhësit e tyre. Ky grupim i Ixhtihadit është imponuar nga rrethanat dhe nevojat e Bashkësisë Islame. Në tre shekujt e parë të Islamit, ka ekzistuar kryesisht Ixhtihadi i kategorisë së parë dhe ai pikësëpari u është njohur shokëve të Muhamedit a.s., pastaj nxënësve të tyre dhe në fund dijetarëve islamë që kanë jetuar deri në shekullin IV të hixhretit.

Ky komentim i parë i tyre i cili sipas shkencës ka qenë i natyrës absolute (mutlak), përveç rezultateve të mira, ka prodhuar edhe rezultatet të këqija. Këto rezultate të këqija pasqyrohen në krijimin e një numri të madh të sekteve dhe shkollave, të cilat kanë shkaktuar mosmarrëveshje dhe dobësim të disiplinës në Bashkësinë Islame. Për këtë shkak, dijetarët islamë, në interes të Bashkësisë së tyre, mjaft herët filluan ta braktisnin kategorinë e parë të Ixhtihadit dhe, në komentimet e tyre, t'u përmbaheshin metodave dhe rregullave që i kishin përcaktuar paraardhësit e tyre. Në këtë mënyrë, pas shekullit IV, përkatësisht pas vdekjes së Imam Taberiut në vitin 310, nuk gjenden më dijetarë të cilët në komentimet e Kuranit dhe sunetit të jenë udhëhequr në mënyrë të lirë sipas mendimit të tyre personal. Në shkencë thuhet se nga kjo kohë Ixhtihadi absolut është mbyllur dhe kjo ka ndodhur në bazë të pajtueshmërisë së heshtur, pra ajo ka ndodhur automatikisht me vetë moszbatimin e së drejtës (jurisprudencës).

Nga ajo kohë në Islam nuk ka më komentues të pavarur (muxhtehidë), por vetëm imitues (mukal-lidë). Prandaj Ixhmaul – ummeti si trup ligjvënës në kuptimin e vërtetë ka ekzistuar vetëm deri në shekullin IV sipas hixhretit, pra është kufizuar në ato gjenerata të dijetarëve që kanë jetuar para asaj kohe. Do theksuar se komentuesit nuk kanë pasur liri absolute në marrjen e konkluzioneve edhe pse e drejta e tyre quhet absolute. Ata nuk kanë mundur me vendim të tyre njëzëri për t'i anuluar ose zëvendësuar dispozitat e Kuranit ose të sunetit. Vendimet e tyre, në parim, është dashur të bazohen në burimet e përmendura. Norma të reja kanë mundur të sjellin vetëm atëherë nëse në ato burime (Kuran dhe sunet) nuk është gjetur zgjidhja-vendimi për ndonjë çështje konkrete.

Pra, roli i tyre është reduktuar në konstatimin dhe vërtetimin e atyre dispozitave të cilat tashmë ekzistonin si dhe në krijimin e normave të reja. Me rastin e krijimit të dispozitave juridike, dijetarët u janë përmbajtur analogjisë dhe bindjes së lirë, ndërsa nganjëherë edhe traditave juridike. Vendimet që i kanë marrë njëzëri juristët islamë, kanë pasur karakter të përgjithshëm obligativ, ngase konsiderohen si të pagabueshme, në frymën e këtyre fjalëve të Muhamedit a.s.: "Ymeti im nuk do të bashkohen në të gabuarën".

**Kijasi**

Burim i katërt i së drejtës së Sheriatit quhet "Kijas". Me këtë nënkuptohen ato vendime që juristët islamë i kanë nxjerrë në bazë të analogjisë me dispozitat juridike ekzistuese. Andaj e drejta e Sheriatit lejon që qëndrimet e paparapara juridike të barten nën dispozitat që ekzistojnë, me kusht që për qëndrimin e caktuar të ri të ekzistojnë shkaqet e njëjta ligjore sikurse për atë dispozitë nën të cilën është sjellë qëndrimi përkatës. Juristët islamë kanë gjetur arsyetim për analogjinë në vetë Kuranin.[11]

Ky procedim në praktikë ka rëndësi të madhe, ngase në këtë mënyrë shpejt dhe me sukses mund të zgjidhet një çështje konkrete, për të cilën nuk ekzistojnë dispozita të qarta (të prera) në burimet tashmë të përmendura. Kjo ka qenë e rëndësishme sidomos për gjykatësit dhe funksionarët e tjerë, të cilët duhet t'i zbatojnë dispozitat e Sheriatit në praktikë.

Ato tri burimet e para nuk i kanë përfshirë të gjitha rastet që janë paraqitur në botën Islame nën ndikimin e rrethanave të reja ekonomike dhe politike. Andaj analogjia ka mundur të shërbejë si mjet i përshtatshëm për të plotësuar zbrazëtirat në legjislacion. Krahas këtyre rezultateve të mira, analogjia ka dhënë edhe rezultate të këqija. Ajo shpeshherë ka shërbyer si mjet dhe mënyrë me anë të së cilës janë manipuluar dhe keqpërdorur dispozitat e Kuranit dhe sunetit. Për këtë arsye shumë herët është paraqitur reaksioni i vërtetë kundër përdorimit të analogjisë. Në realitet, një grup i juristëve ka dyshuar dhe e ka gjykuar vlefshmërinë e saj për shkak të keqpërdorimeve që kanë ndodhur me aplikimin e saj. Në këtë çështje sidomos shquhet shkolla e dhahirive, e cila i kundërvihet ashpër praktikimit të analogjisë juridike (kijas akli), ndërsa vetëm në mënyrë të jashtëzakonshme lejon praktikimin e analogjisë ligjore (kijas - xhali).

Megjithatë, shumica e juristëve janë të mendimit se përdorimi i analogjisë, sidomos në drejtësi, është i justifikuar, madje i domosdoshëm. Për zbatimin e këtij mendimi është shkuar aq larg saqë është paraparë si rregull që ai i cili nuk e pranon përdorimin e analogjisë, nuk mund të kryejë funksionin e gjykatësit. Në realitet, analogjia nuk mund të merret si burim i veçantë i së drejtës. Ajo është më tepër si një lloj komentimi ose metodë përmes së cilës rasti i paparaparë shpihet nën dispozitat të cilat tashmë ekzistojnë. Juristët islamë e kanë quajtur analogjinë burim, ngase për këtë më tepër e kanë marrë parasysh rezultatin e arritur sesa vetë procedurën.

Pra, sipas kësaj, kijasi ose analogjia mund të konsiderohet si burim indirekt i së drejtës së Sheriatit.

*Përktheu nga gjuha boshnjake:*
*Hajrullah Hoxha*

(1) Me një rast vetë Muhamedi a.s. ka thënë: "Përmbahuni sunetit tim dhe sunetit të prijësve pas meje", Sharani, Mizan el – Kubra, Kairo, 1351, fq. 53. (2) Nga kjo nuk guxon të konkludohet se interpretimet e katër prijësve të drejtë (hulefa- i rashdin) kanë rëndësi të njëjtë, si suneti i Muhamedit a.s., ngase këta nuk kanë qenë të zgjedhur me inspirim hyjnor si Muhamedi a.s. (3) Kuran, S. XVI, en-Nahl, 64. (4) Kuran, S. III, Ali Imran, 31; S. IV, en-Nisa, 57. Ka dijetarë islamë që janë të mendimit se me dispozitat e sunetit mund të anulohen dispozitat kuranore. Mirëpo shumica apsolute e tyre kanë mendim të kundërt, Hazin, tefsir, Misir, 1317, vëll. I, fq. 337, Rushd Bidaje, vëll. II, fq. 338, Maverdi, el- Ahkamu sultanije. (5) Muhamedi a.s. vetë e ka paraparë këtë fenomen dhe i ka porositur pasuesit e tij që t'i konsiderojnë të vërteta vetëm ato hadithe të cilat janë në përputhje me Kuranin: "Çdogjë qëështë në përputhje me Kuranin merreni, sepse ajo është nga unë, ndërsa ajo që është në kundërshtim me librin e Zotit, hidheni". "Ai që më vesh mua atë që nuk e kam thënë, ai le t'ia përgatitë vetes vendin në Xhehenem". Mbi futjen e mendimeve të huaja në emër të Muhamedit a.s. dhe për pasojat e dëmshme të këtij fenomeniflet: Sharani, Mizan El-Kubra, vëll. I, fq. 53. Essejjid Sulejman Ennedevi El-Hindi, çka është suneti dhe pse na është i nevojshëm. Glasnik IVZ, numër 11, fq. 593, Beograd, 1934. (6) Halifi Omeri e ka parandier rrezikun që ndërmjet ithtarëve të rinj të Islamit mos po përhapen interpretime të rrejshme në hadithe. Me qëllim që ta parandalojë këtë fenomen i porosit shokët e Muhamedit a.s. që myslimanëve të tillë, fare të mos iu flasin për hadithet, deri sa të mos u përforcohet besimi në zemrat e tyre në bazë të Kuranit. Në këtë mënyrë ai ka porositur shokët të cilët i ka dërguar në Kufe (Irak). Shih: Ibni Maxhe Sunnen, vëll. I, fq. 8-9, 1313, Kairo. (7) Kjo sidomos vërehet te ato luftëra rreth hilafetit të cilat i ka udhëhequr Aliu r.a. kundër Muavisë (656 ep. re). Në atë kohë u krijuan dy sekte islame Shiitë dhe Harixhitë. (8) Duhet theksuar se sekti e quajtur "Ehlul - Kuran" (ithtarët e Kuranit) për shkak të keqpërdorimeve të përmendura, e demantojnë çdo vlerë të hadithit, ndërsa Kuranin e pranojnë si të vetmin burim të mësimit islam. Abdur-Rahman Seoharvi, Eine Kritische Prufung Der Quellen Des Islamitischen Rechts, fq. 123. (9) Omer Abdul Azizi ka sunduar nga viti 99-101 pas Hixhretit. Siç shihet iniciativa zyrtare për tubimin e haditheve ka ardhur pas kalimit të gati një shekulli nga vdekja e Muhamedit a.s. (10) Imam Malik ka vdekur në vitin 197 pas hixhretit. Ai ka filluar i pari të tubonte dhe në mënyrë kritike t'i verifikonte hadithet. Në veprën e tij "El-Muvetta", gjinden rreth 300 hadithe. Imam Buhari ka vdekur në vitin 256 pas hixhretit, Imam Muslimi në vitin 261, Ebu Davudi në vitin 275, Imam Tirmidhi në vitin 279, Ibn Maxhe në vitin 293, ndërsa Imam Nesai në vitin 303 pas hixhretit. Mbi jetën dhe veprën e tij jep të dhëna interesante. Shejbani, Tejsirul-Vusul, vëll. I, f. 1-10. (11) Shkenca që merret me vërtetësinë e ndonjë hadithi quhet: Usulul -hadith. (12) Instituconi i Ixhmaul – Ummetit, arsyetimin e tij e gjen në Kuran, i cili në një ajet thotë: "Mes jush le të jetë një grup (njerëzish) që thërrasin në të mirë, urdhërojnë për vepra të mira dhe ndalojnë nga të këqijat". S. III, Ali Imran, 104. Ky institucion gjithashtu arsyetohet me një hadith që thotë: "Ummeti im nuk do të bashkohet në të gabuarën". Sekti i shiiave nuk ua pranon aftësinë dijetarëve (ulemave) për të sjellë interpretime të pagabueshme. Ata këtë ua pranojnë vetëm imamëve të pagabueshëm të sektit të tyre, do të thotë Aliut r.a dhe pasardhësve të tij të drejtpërdrejtë meshkuj. (13) Kuran, S. LIX, el-Hashr, 2.

Prof.dr. Fadil Maloku

# "Makdonaldizimi" i shoqërisë kosovare, është problem jo vetëm vleror, por, edhe social, politik e fetar

"Çmimi i vetëm me të cilin njerëzit e mirë paguajnë mosinteresimin për punët publike është fakti që të këqijtë marrin pushtetin..."

## 1. Makdonalizimi si paradigmë e sjelljes politike

Që në fillim më duhet ta sqaroj kontekstin e këtij titulli, i cili në fakt ka të bëjë me proceset e shpejtuara nëpër të cilat po kalon shoqëria kosovare, pra ashtu sikurse Mcdonald's-i që i referohet një tipi ushqimi që përdoret në situatat kur njeriu është në vrap me kohën dhe që kjo histeri e vrapimit në një mënyrë apo tjetrën e tjetërson atë nga të qenit ai që në të vërtetë është qoftë si individ, qytetar, si pjesëtar i një grupi apo edhe i një shoqërie.

Së pari më duhet ta sqaroj kuptimin dhe referencën, por edhe simbolikën që do të përdoret si kontekst i rrethanave apo ambientit identik shoqëror, në të cilin kujtoj gjendet shoqëria e re kosovare, ku mënyra e identifikimit social (sidomos) me vlerat e reja tmerrësisht ushtrohet jo me hapa normalë, por me hapa kalërues... që natyrisht për reperkusion kanë edhe pasojat që shoqëria jonë e ka problem t'i përballojë.

Pra, (Mac Donaldisation of society), thënë më thjesht "makdonaldizimi", mund të përkufizohet si një proces, ku kultivohet kultura e ushqimit të shpejtë (fast-food) që vjen si pasojë e trendit të dinamikës së jetës së përditshme sociale e asaj ekonomike në shoqëritë





perëndimore, por që ka infektuar definitivisht edhe shoqëritë e reja postkomuniste. Mc Donald's-i është një rrjetë e tërë, pra një maskulturë me përmasa globale e pomfritit, Coca Cola-s dhe hamburgerëve që zakonisht përdoren nga gjeneratat e reja (teenagers) e që tashmë së voni është vërtetuar shkencërisht se të njëjtët po vuajnë nga kompleksi i trashësisë (obesity, XXXL generations), duke u shkaktuar kështu jo vetëm telashe dhe trauma psikike, sociale e shëndetësore.

Do cekur gjithashtu që kultura e re e ushqimit sipas recetave të Mcdonald's-it, njerëzve, pra qytetarëve e sidomos shtresës së mesme të këtyre vendeve, në një mënyrë ua ka larguar nga menyja kulturën e të ushqyerit të qetë dhe të relaksuar, sipas së cilës mënyrë bashkëbiseduesit duke kuvenduar tema nga më të ndryshme njëri me tjetrin projektonin ide, plane, projekte, biznese, etj..

### 2. Mc Donald's-i, si kulturë masive

Gjithashtu Mc Donald's-i, dosido si kulturë masive identifikohet me proceset globale: globalizimin apo westernizimin që në fakt nga shumica e sociologëve eminentë perceptohet sot edhe si amerikanizëm. Kjo ndodh kështu edhe për një fakt tjetër shumë sinjifikativ (domethënës), se ai është në një farë mënyre një ndër agjencitë më të suksesshme të vlerave dhe përgjithësi kulturës amerikane anekënd botës. Së dyti, poashtu më duhet të theksoj që diskursi mbi "makdonaldizimin" politik kosovar, si një metaforë e llojit të vet nëse këndvështrohet nga prizma sociologjike, mund të identifikohet në vija të trasha me vetë procesin (gjykoj) e shtuar dhe tejmase të politizimit të shoqërisë kosovare. Që detyrimisht si një fenomen i llojit të vet na bën ta perceptojmë si një fenomen që pak apo fare mund ta hasësh në literaturën e gjerë shkencore sociologjike. Shkaqet janë të shumta, por në rastin tonë mendoj që arsyet duhen kërkuar në disa rrafshe, siç janë ato etnopsikologjike, antropologjike dhe gjithsesi edhe sociologjike. Por, neve këtu na intereson rrafshi sociologjik, që kujtoj se duhet adresuar apo ndërlidhur me faktorin e mungesës së komunikimit apo humbjes së ndjenjës së solidaritetit midis njerëzve, pra qytetarëve të rëndomtë, të cilët duke qenë të ekspozuar një problemi madhor siç ishte ai i realizimit të identitetit kombëtar e shtetëroe, na ka bërë jo si individë, por edhe si shoqëri në tërësi të merremi dhe të interesohemi me pothuajse çdo temë dhe problem që vinte apo akoma vjen nga sfera e politikës dhe problemet rreth saj. Natyrisht, nëse do ta përdornim një shkallare të njohjes sociale, do të kuptonim që niveli i politizimit

këtu te ne në Kosovë, nuk është i intensitetit të njëjtë në të gjitha fazat e paraqitjes së këtij fenomeni interesant e gjithsesi edhe specifik, edhe për faktin se në vendet normale dhe me traditë institucionale, zakonisht ishte institucioni i shtetit ai i cili bartte mbi supet e veta si përgjegjësinë ashtu edhe nevojën e (de)politizimit të qytetarëve të saj në masë dhe cilësi të duhur. Handikapi i paradigmës kosovare të traditës së politizimit të pothuajse çdo "fakti" dirkeminian, si edhe tendenca e shpjegimit të fenomeneve dhe dukurive të çfarëdo natyre qofshin ato me dioptrinë ekskluzive politike, kujtoj duhen kërkuar edhe në procesin e ushtrimit të një represioni dhe segregacioni të paparë në analet shkencore nga ana e ish-regjimit serb në dy dekadat e fundit të shekullit të kaluar, i cili në mënyrë të pavetëdijshme prodhoi masën kritike që një ditë do të dalë nga shtrati i politizimit të tepruar (apo më mirë me thënë debateve të kota se "liria na vjen vetë..." dhe se "mjafton që ne tashmë të qëndrojmë stoikë.." dhe kësisoj do të çlirohet Kosova nga zgjedha serbe).

### 3. Rirreshtimi si nevojë dhe si përgjegjësi

Pothuajse në të gjitha shoqëritë e tranzicionit ka ndodhur një proces i pamohueshëm kur është fjala për ngritjen e përgjegjësisë publike nga ana e subjekteve apo aktorëve dominues politikë, të cilët me fuqinë e votës bëjnë projeksione kombëtare dhe aso shtetërore, gjë që nënkupton zhvillime të atilla emancipuese për të krijuar masën kritike për përgjegjësitë dhe nevojat si standarde të shoqërive bashkëkohore demokratike.

Historia e gjertanishme e këtyre shoqërive ka dëshmuar gjithashtu se procesi i rirreshtimit duhet të ndodhë në disa plane, në mënyrë që të arrihet standardi i sigurisë dhe i përgjegjësisë së institucioneve dhe gjithë inxhinieringut social (zbutja e papunësisë në gangrenë që edhe sot po i përcjell këto vende) e sidomos atij kulturor (ndryshimi gradual dhe në koherencë me nevojat dhe apetitet e grupeve të ndryshme të interesit), në mënyrë që të funksionojnë sa më mirë demokracia dhe shteti. Ky proces duhet të ndodhë në sferën ideologjike, atë programore, juridike, sociale dhe sidomos atë kulturore.

### 4. Mbyllja sociale (social closure)

Ndryshe, nëse nuk ndodhin ndryshime në sferat e mësipërme, atëherë në shoqëri dhe sidomos në institucionet bartëse të proceseve dhe zhvillimeve shoqërore, mund t'i ekspozohen të ashtuquajturit fenomen të atrofisë apo mbylljes sociale, që nënkupton maksimalizimin e avantazheve të grupeve të ndryshme të interesit, ashtu siç është duke ndodhur aktualisht në Kosovën e pasluftës, ku grupe të ndryshme (kryesisht të interesit dhe bizneseve të amalguara me ato të politikës) bëjnë plane dhe projekte të tëra për të ruajtur statuset dhe privilegjet e tyre të fituara në mënyrë (jo) meritore. Kjo mbyllje sociale apo e cilësuar ndryshe edhe si një lloj hermetizmi social mund të përkufizohet si një gjendje apo status quo, përmes të cilit grupet e ndryshme sociale, politike, kulturore e të tjera bëjnë përpjekje, jo vetëm të ruajnë siç thamë kontrollin mbi resurset dhe begatitë njerëzore, por edhe të ushtrojnë ndikimin e tyre monopolist.

### 5. Kosova po vuan nga kriticizmi shoqëror (social criticism)

Por, kjo krizë e pushtetit duhet kuptuar jo si pasojë e ndonjë procesi të vetëkënaqësisë që këto grupe ia bëjnë vetvetes, por pikërisht si pasojë e presionit dhe kundërshtisë që ushtrojnë opozita e mirëfilltë, mediet, kallëzimet penale qytetare, organizatat joqeveritare, si edhe mbarë publiku.

Në shoqëritë e vërtetuara që korruptohen, roli i trysnisë publike, nga përvojat e vendeve të tranzicionit, ka dëshmuar se sa më aktive që ajo të jetë (trysnia publike) në drejtim të kallëzimeve dhe denoncimeve publike, aq më më shumë rriten gjasat e instalimit të demokracisë dhe të funksionimit të institucioneve publike. Anasjelltas, indeferenca publike, për shembull çfarë është aktualisht në rastin e demokracisë kosovare, më së miri dëshmon se shkalla e korrupsionit dhe kriminalizimit të institucioneve publike vjen duke u shtuar dhe duke u bërë dukuri e rëndomtë saqë i korruptuari dhe i kriminalizuari, në shoqëri ka fituar besim dhe privilegje të atilla që tani edhe moralisht fillon të krekoset për "kontributet dhe administrimin" e tij të sukseshëm. Në anën tjetër, krahas procesit të kontrollit social është evident edhe një fenomen tjetër socilogjik që ia vlen ta analizojmë në këtë rrugëtim të rritjes së demokracisë në Kosovë. Fjala është për kriticizmin, apo një lloj këndëvështrimi pakëz më specifik të rrethanave, proceseve dhe zhvillimeve sociale e sidomos atyre politike të vendit. Në fakt, kriticizmi social si prezencë sociale në Kosovë, kujtoj që i ka disa specifika të reja që, për teorinë sociologjike kombëtare tonën është interesant të elaborohet edhe për shkak se është një trajtim i ri social i fenomeneve dhe dukurive shoqërore që më parë dora e ekspertit s'i ka shkoqitur me vëmendjen e duhur. Kritikët socialë (që në rastin e Kosovës janë ende të paktë) do të duhej të ishin njerëz të zhveshur nga ngarkesat dhe hipotekat e ndryshme



ideologjike, sociale, nacionale..., pra tipa njerëzish që, përkundër prirjes së shoqërive dhe individëve për të mbrojtur veten, kritikojnë hapur gabimet e bëra në jetën shoqërore të njëvendi. Ata, zakonisht janë njerëz që kalojnë në një distancë kritike, që janë emocionalisht të pavarur dhe të çliruar nga intimiteti dhe përzemërsia e anëtarësisë së vet, pra shkurt njerëz që ngrenë zërin e arsyes. Vetitë kryesore që shquajnë këtë kategori sociale (kur mungojnë denoncimet publike nga mediet, shoqëria civile, opozita dhe përgjithësisht publiku) janë pavarësia intelektuale, guximi qytetar, informimi i plotë mbi sjelljen devijante që kërcënon shoqërinë, qëndrimi mbipartiak, si edhe interesi publik për të mos thënë ai nacional.

Gjatë procesit të denoncimit të këtyre sjelljeve devijante në shoqëritë e tyre, ngjan që kritikët socialë, nga ana e pushtetmbajtësve të korruptuar dhe të kriminalizuar skajshmërisht, të margjinalizohen, të kontestohen e ngandonjëherë edhe të burgosen, sepse rreziku nga ta është serioz dhe tejet kërcënues për interesat dhe keqpërdorimet e tyre në rastet kur fillojnë procedurat hetimore. Zakonisht pushtetmbajtësit e korruptuar bëjnë çdo gjë për t'i anatemuar dhe komprometuar këta tipa njerëzish me ndërgjegje dhe moral të lartë, bile bile edhe duke i shndërruar në të huaj totalë (total stranger), persona të ekskomunikuar, në mënyrë që ata të mos bëhen pjesëtarë të një klase të re, të një kulture kundërshtare (adversary culture). Në rastin e Kosovës, kur është vërshuar nga krimi dhe korrupsioni, që sipas agjencioneve ndërkombëtare po e kërcënojnë seriozisht edhe demokracinë e brishtë kosovare, një ndërgjegje e tillë e zhveshur nga interesat personale, grupore, klanore, ideologjike dhe interesat politike do të ishte e mirëseardhur. Tipin e tillë ndërgjegjësues, padyshim që rrethanat e tanishme s'mund ta prodhojnë për shumë arsye. Arsyeja e parë dhe fundamentale është se Kosova definitivisht është kriminalizuar dhe korruptuar aq shumë saqë vetëm një katarsis i vërtetë social mund ta shpëtojë nga më e keqja...Në një vend ku eprori manipulon me mëkëmbësit e tij vështirë të priten ditë të mira dhe kohëra shpresëdhënëse! Ndërkohë, në këtë sfidë gjithëkombëtare mediet elektronike dhe ato të shkruara kanë obligim jo vetëm moral por edhe shoqëroro-politik, ta rrisin emanencën e tyre të kujdestarimit permanent, në mënyrë që të mbajnë të ekuilibruar zhvillimin dhe instalimin e demokratizimit në shoqërinë kosovare.

Fari Lika

# Eduard Saidi, kritik i koncepteve perëndimore për Orientin

Eduard W. Saidi ka lindur në Jerusalem. Shkollën fillore dhe të mesmen i ka kryer në vendlindje dhe në Egjipt. Ka diplomuar në Princeton, ka magjistruar dhe doktoruar në Harvard, ku e fitoi çmimin Bowdoin. Në vitin 1974 ka punuar si profesor vizitor i Letërsisë Komparative në Harvard, kurse ndërmjet viteve 1975-1976 ka punuar si studiues në Qendrën për Studime të Avancuara në Shkencat Bihejvioriste në Stanford.

Më 1977 ka mbajtur ligjërata nga disiplinat humanitare për kriticizmin (Gauss Lectures on Criticizm), kurse në vitin 1979 ka punuar si profesor i shkencave humanitare në John Hopkins. Saidi ka shërbyer edhe si profesor i anglishtes dhe letërsisë krahasimtare në Universitetin Columbian.Veprat e Saidit janë përkthyer në më tepër se njëzet gjuhë dhe janë botuar gjithandej Evropës, Afrikës, Azisë dhe Australisë. Libri i tij "Zanafilla: Qëllimet dhe metoda", ka fituar çmimin e parë të Lionell Trilling-ut, që jepet nga Universiteti Columbian. Në vitin 1978 vepra e tij "Orientalism", ka zënë vendin e dytë në kategorinë e kriticizmit të National Book Critics Award.[1] Në librin e tij "Orientalism", Saidi ka bërë një analizë kritike të bazave të pasakta, siç i quan ai, mbi të cilat është ngritur orientalizmi evropian në përgjithësi.



Eduard Saidi ka qenë njëri ndër avokuesit më të zëshëm publik për të drejtat politike dhe njerëzore të Palestinës.[2] Numri i veprave të Eduard Saidit, është shumë i madh. Përmes shumë veprave, Saidi pasqyron qëndrimin e orientalizmit perëndimor mbi Orientin. Ia vlen të theksohet se, që nga momenti i botimit të librit "Shtrembërimi i Islamit", vëmendja perëndimore është e përqendruar te myslimanët dhe te Islami. Ndërkohë që shumicën e raporteve të tyre e karakterizon armiqësia e hapur.

### Orientalizmi sipas Eduard Saidit

Sipas Eduard W. Saidit, kritik i orientalizmit perëndimor:

"Orientalizmi daton që nga koha e iluminizmit evropian dhe kolonizimit të botës arabe".

Ata kërkonin njohuri mbi popujt e pushtuar në rajon. Kjo është ajo që Saidi e quan orientalizëm i fshehur. Sipas Saidit: "Diskursi i orientalistëve gjatë gjithë historisë shpesh e ka përshkruar botën lindore si një diçka të errët dhe misterioze".[3]

Eduard W. Saidi, me veprat e botuara, çdoherë është munduar të jetë përballë sulmeve të orientalistëve perëndimorë. Përmes shumë botimeve, shkrimeve të ndryshme, Saidi mundohet të tregojë qëllimet e vërteta të misioneve orientaliste. Shumë misione të orientalistëve ishin të maskuara për mësimin e kulturës, gjuhës, traditës etj., porse qëllimi ishte shumë më i madh. Nuk janë të pakta rastet kur Saidi shpalos dhe i bën publike qëndrimet, idetë e orientalistëve për Orientin: të atyre fetare, ekonomike, politike, të



pasurisë etj.. Publike i bën edhe shkrimet, thëniet, deklaratat dhe armiqësinë e hapur ndaj myslimanëve. Gjithashtu Saidi në misionin e tij "kritik" ndaj orientalizmit perëndimor, tregon edhe për shumë revista të mbushura me shkrime skandaloze ndaj Islamit, shkrime ku shumë orientalistë e nxirrnin nga brendia atë që mendonin për myslimanët dhe Islamin. Pra, ajo që veprohej, mendohej, flitej edhe shkruhej për myslimanët dhe Islamin, është shumë më e madhe nga ajo që paraqitej nga orientalizmi perëndimor. Sipas pikëpamjes së Eduard W. Saidit, orientalisti modern është një hero që po e shpëton Orientin prej errësirës. Puna e orientalistit modern "kritik" ishte hulumtimi dhe ngjallja e vlerave të shembura dhe të zhdukura të Orientit, të Orientit të lashtë klasik, ashtu edhe të disiplinave tradicionale, si filozofisë, historisë, retorikës, filologjisë dhe të shumë shkencave të tjera.[4]

### Perëndimi ka lëvizur drejt Lindjes dhe jo anasjellas

Kërkohet dhe është e nevojshme të shqyrtohen veprimet, sukseset e orientalizmit në planet e tyre, qoftë edhe vetëm për të gjykuar se deri në çfarë mase dhe sesa kanë qenë diametralisht të kundërta me të vërtetën. Ideja kërcënuese e shprehur nga Michelet-i, se: "Orienti përparon i pathyeshëm, vdekjeprurës për zotat e dritës nëpërmjet joshjes së ëndrrave të tij". Marrëdhëniet kulturore, materiale dhe intelektuale ndërmjet Evropës e Orientit kanë përshkuar një numër të pafund fazash, ndonëse vija ndërmjet Lindjes e Perëndimit ka ushtruar njëfarë përshtypjeje të qëndrueshme mbi Evropën. Gjithsesi, përgjithësisht ka qenë Perëndimi i cili ka lëvizur drejt Lindjes dhe jo anasjellas.

Po të përjashtojmë Islamin, deri në shekullin XIX Orienti për Evropën ka qenë një fushë e historisë së vazhdueshme të mbisundimit perëndimor të pakundërshtuar. Kjo është plotësisht e vërtetë lidhur me përvojën britanike për Indinë, me përvojën portugeze për Indinë Lindore, Kinën e Japoninë, si dhe me përvojat e Francës e të Italisë në rajone të ndryshme të Orientit. Porse, përgjithësisht vetëm Orienti arab dhe islamik përbënte për Evropën një sfidë të pazgjidhshme në nivelin politik, intelektual e për njëfarë kohe edhe ekonomik. Ndërsa për pjesën më të madhe të historisë më pas, orientalizmi ka bartur vulën e qëndrimit problematik evropian ndaj Islamit.

Nuk ka dyshim se Islami ka qenë një provokim real nga shumë pikëpamje. Por kjo nuk mjafton, tokat islame shtrihen pranë trevave biblike dhe madje mbi të. Për më tepër, zemra e trevës islamike ka qenë kurdoherë rajoni më i afërt ndaj Evropës, që është quajtur Orienti i Afërt ose Lindja e Afërt.

Atëherë kur termi Orient nuk ishte thjesht një sinonim për Lindjen aziatike si tërësi, dhe as nuk merrej përgjithësisht si shënues i diçkaje të largët. Por në mënyrë mjaft të përcaktuar kuptohej se zbatohej për Orientin islamik.[5]

Ia vlen të theksohet se shumë nga orientalistët e hershëm evropianë kanë qenë studiues të ligjeve, ose, gjë që është mjaft interesante, kanë qenë mjekë me prirje misionare. Me aq sa mund ta themi, shumica e tyre ushqeheshin nga një qëllim i dyfishtë për të gjurmuar shkencat dhe artet e Azisë: me shpresën se do të lehtësonin përmirësimet atje dhe për të sjellë përparime në dijet e për të përmirësuar artet në vendlindje. Me këto fjalë është shprehur qëllimi i përgjithshëm orientalist. Në marrëdhëniet e punës me orientalët e kohëve të reja, orientalistëve të hershëm profesionistë si Xhounsi, u duhej të përmbushnin vetëm dy role, megjithatë, sot nuk mund t'i fajësojmë për shtrëngesat që i viheshin humanizmit të tyre prej karakteri zyrtar oksidental të pranisë së tyre në Orient. Ata ishin ose gjykatës ose mjekë.

(1) Eduard W . Said, Shtrembërimi i Islamit. Faqe 7. (2) Dr. Xhabir Hamiti, Pasqyrë mbi studiuesit më të njohur evropianë të Kuranit dhe të Islamit gjatë shekujve XVIII-XX, (Dispensë). Prishtinë 2016, faqe 93. (3) Dr. Xhabir Hamiti, Pasqyrë mbi studiuesit më të njohur evropianë të Kuranit dhe të Islamit gjatë shekujve XVIII-XX, (Dispensë). Prishtinë 2016, faqe 2. (4) www.amazon.com>orientalism:Edward W. Said, Word press, Online page. (5) Eduard W. Said, Orientalizmi, koncepte perëndimore për Orientin, faqe 103-104, Shkup, 2009.

PHDc Rexhep Suma

# Nevoja dhe domosdoshmëria për thirrjen islame

Thirrja e njerëzve për në fenë islame, urdhërimi në të mirë dhe ndalimi nga e keqja dhe çdo gjë negative që ekziston në shoqëri, është obligim islam që bie mbi punonjësit (imamët) në fushën e thirrjes islame, që duhet t'ia japin hakun nga mundi, mendimi dhe koha e tyre. Kjo pasi dihet se ky obligim në vete është mision primar për çdo thirrës (imam).

Thirrja islame, është domosdoshmëri për njeriun ashtu siç ndien nevojë për ushqim e pije gjatë jetës, ngase ajo përbën pjesën tjetër të tij dhe ushqen shpirtin, trupin si dhe ofron qetësi e stabilitet në jetë dhe shoqëri.

Mësimet islame ndërtojnë e nuk shkatërrojnë, afrojnë e nuk përçajnë. Nevoja e botës për Islamin është sikurse nevoja për një botë të vërtetë dhe nevoja për një plan të mirëfilltë.[1]

Është jashtë çdo dyshimi se feja i solli shërbime të mëdha kulturës njerëzore dhe kontribuoi në kufizimin e instinkteve kundër shoqërore e kundër individuale.

Mësimet e shumta kuranore na nxisin që të kryejmë këtë obligim, si p.sh. ajetet:

"Nga ju le të jetë grup që thërret në atë që është e dobishme, urdhëron për punë të mbara dhe ndalon nga e keqja. Të tillët janë ata të shpëtuarit". (Ali Imran, 104).

Në një vend tjetër thotë: "E kush ka fjalën më të mirë prej atij që thërret te Allahu, vepron (punë) të mira dhe thotë: "Unë jam prej myslimanëve?" (Fussilet, 33).

Zoti obligon Muhamedin a.s. që të thërrasë në rrugën e Tij, vazhdimisht, dhe mos të shmanget asnjëherë prej saj. "Dhe kurrsesi ata të mos shmangin ty nga ajetet e Allahut meqë ato t'u kanë shpallur ty, dhe ti thirr te Zoti yt dhe kurrsesi mos u bëj pasues i dëshirave të idhujtarëve. (Kasas, 87). Thuaj: "Unë jam urdhëruar që të adhuroj vetëm Allahun e mos t'i bëj shok Atij. Unë vetëm te Ai thërras (njerëzit) dhe vetëm te Ai është kthimi im!" (Err rr'ad,36).

Duke u kthyer në retrospektivë, sa herë që njerëzimi ka devijuar apo është munduar të devijojë nga feja, Allahu xh.sh. dërgoi të dërguarit e Tij, që t'i kthejnë ata në rrugën e drejtë dhe të duhur dhe t'ua mësojnë atyre mësimet hyjnore.

Ligji i Zotit ekziston dhe shoqëria njerëzore duhet t'u bindet urdhrave. Si rezultat i kësaj bindjeje arrihet kënaqësia e Tij në dy botët.

### Çdo popull pati të dërguar

Zoti këtë e sqaron në Kuran duke thënë: "Ne më pas dërguam pejgamberët tanë një pas një, mirëpo, çdo herë që një popull i erdhi i dërguari i vet, ata e përgënjeshtruan atë, prandaj Ne i përcollëm ata (me dënim) njeri pas tjetrit dhe i bëmë që të përmenden në tregime. I shkatërruar qoftë populli që nuk beson"!(El Muminunë, 44).

Dhe pas ndërprerjes së revelatës hyjnore (vahjit), me kalimin e Muhamedit a.s. në amshim, kjo përgjegjësi kaloi tek ymeti i Muhamedit a.s. "Disa ashtu (sikur u udhëzuam në fenë islame) Ne ju bëmë ju një popull të drejtë (një mes të zgjedhur) për të qenë ju dëshmitarë (në ditën e gjykimit) ndaj njerëzve, dhe për të qenë i Dërguari dëshmitar ndaj jush...(El Bekare, 143).

Nga ky ajet kuptojmë se feja mbetet burim uniteti, unifikuese, njerëzit ndihen të barabartë si në obligime ashtu edhe në detyra, duke jetuar në harmoni e dashuri të vërtetë. Islami është sinonim i paqes dhe ka luftuar dhunën dhe çdo padrejtësi sociale.

"O ti Pejgamber, Ne të dërguam ty dëshmues, lajmëtar përgëzues e qortues. Dhe me urdhrin e Allahut, thirrës për në rrugën e Tij dhe pishtar ndriçues. E besimtarëve jepu sihariq se prej Allahut ata kanë dhunti të madhe. Mos i dëgjo jobesimtarët e hipokritët dhe mos ua vër veshin mundimeve të tyre ndaj teje, e mbështetu Allahut se Allahu është mbrojtje e mjaftueshme." (El Ahzabë, 45-48).

Në vijim, do t'i radhitim disa shkaqe pse ndihet nevoja për thirrjen islame:

-Qenia njerëzore përbehet nga mendja dhe egoja. Mendja është e kufizuar dhe nuk mund të arrijë të kuptoj shumë të vërteta, kurse egoja e tij e shumtë e ndih-

mon në të shumtën e rasteve që të kalojë të drejtën, të mbizotërojë mendjen dhe të nxitë në të keqe. "Unë nuk e shfajësoj veten time, pse epshi është shumë nxitës për të keqen, përveç atë që ka mëshiruar Zoti im, se Zoti im është që fal e mëshiron shumë. (Jusuf, 53).

Kurse në një ajet tjetër thotë: "Dhe ia mësoi se cilat janë të këqijat dhe të mirat e tij. Pra, ka shpëtuar ai që e pastroi vetveten. E ka dështuar ai që e poshtëroi vetveten." (Esh-shems,10).

Pra, është domosdoshmëri të jetë funksional udhëzimi dhe ligji nga ana e Krijuesit të njeriut, Ai drejton mendjen në rrugën e drejtë në mënyrë që të mos devijojë nga rruga e drejtë apo të mos poshtërohet, të mos dështojë. Të vërtetën e ka thënë Allahu në suren Taha: "Ai (Allahu) u tha: "Zbritni prej aty që të gjithë, do të jeni armiq të njëri-tjetrit. Nëse ju vjen nga Unë udhëzim (libër e pejgamber) kush i përmbahet udhëzimit Tim, ai nuk ka për të humbur (në dynja) e as nuk ka për të dështuar (në botën tjetër)". E kush ia kthen shpinën udhëzimit Tim, do të ketë jetë të vështirë dhe në Ditën e Kiametit do ta ringjall të verbër. Ai (që nuk besoi) do të thotë: "Zoti im, përse më ngrite të verbër, kur unë isha me sy?" (Ta ha,123-125).

Se mendja është e pamjaftueshme karshi udhëzimeve hyjnore sjellim disa shembuj

a. Të gjithë mendjet që nuk kanë besuar Zotin, vazhdimisht kanë qenë në kërkim të Krijuesit, habia e tyre me krijimin e qenies njerëzore që është një qenie mjaft komplekse si në përbërje poashtu edhe në shpirt, e përfundimi i tyre ishte besimi dhe nënshtrimi ndaj gurëve, yjeve apo shtazëve, duke i marrë për zota e duke mohuar Krijuesin e tyre, i Cili e krijoi këtë gjithësi në shërbim të njeriut. Për këtë Allahu na e tërheq vërejtjen që mos t'i bindemi askujt tjetër pos Fuqisë së Tij. "Nga faktet e madhështisë së Tij janë nata, dita, dielli e hëna. Mos i bëni sexhde as diellit, as hënës! Bëjini sexhde vetëm Allahut, i Cili krijoi ato, nëse adhuroni vetëm Atë! (Fussilet, 37).

Të gjitha këto janë të krijuara dhe funksionojnë sipas sistemit perfekt dhe preciz që i nënshtrohet plotësisht Atij. "A nuk e di për Allahun se Atij i nënshtrohet (i bën sexhde) kush është në qiej, edhe kush është në tokë, edhe dielli, edhe kodrat, edhe bimët edhe shtazët, e edhe shumë njerëz.". (El Haxh,18).

b. Disa të tjerë u kundërvunë hapur duke formuar sisteme sociale të ndryshme, si p.sh, drejtime me bindje të ndryshme, ngritën thirrje të cilat rënduan dhe shkatërruan popuj të ndryshëm. Andaj bënë ligje që lejuan alkoolin, bixhozin, homoseksualizmin, nxitën femrën drejt turpshmërisë dhe të këqijave e shndërrimit të saj. Këto ligje janë produkt i gjithë atyre mendjeve të cilat shtrembëruan rrugën e drejtë dhe larg natyrës njerëzore duke ushqyer instinktin e tyre shtazor.

### Mendja e shëndoshë mbështet argumentet fetare

Që të jetë më e qartë kjo çështje duhet kuptuar se natyrshmëria e njeriut është fuqi dhe fakt, nëpërmjet të cilit ai arrin të bëjë dallimin mes rrugës së gabuar dhe asaj të drejtë. Të dallojë të mirën nga e keqja. Por kjo fuqi e mençur edhe pse në vete ka dritë të hapur dhe mendje të ndritshme assesi nuk mund të bëjë vijën e dallimit vetë mes rrugës së keqe dhe asaj të mirë dhe poashtu nuk e ka fuqinë që të dijë çdo argument, apo të shikojë çdo të drejtë. Poashtu mendja e njeriut nuk arrin edhe t'i menaxhojë me përpikëri veprimet njerëzore mbi sistemin, në të cilin nuk ka parregullsi. Menja njerëzore prapë mbetet e mangët dhe e humbur pa ndriçimin e shpalljes, mësimeve hyjnore dhe udhëzimeve profetike.[2]

"Por mund që ju ta urreni një send e ai të jetë shumë i dobishëm për ju, dhe mund që ju ta doni një send e ai të jetë dëm për ju. Allahu di e ju nuk dini." (El Bekare, 2016).

Edhe pse të gjithë e kanë obligim që të thërrasin dhe të shpjegojnë atë që dinë për fenë islame, prapë përgjegjësia kryesore e shpjegimit të mësimeve hyjnore, bie mbi dijetarët (thirrësit) të cilët edhe janë profesionistë të kësaj çështjeje. Sigurisht që në misionin e Davesë-thirrjes ka nevojë të kumtohen disa detaje si dhe zhvillimi i disa koncepteve të thella të fesë dhe dijetarët e kanë këtë aftësi. Kjo përgjegjësi përfshin të dy gjinitë (meshkuj dhe femra), duke u bazuar në ajetin kuranor: "Thuaj: "Kjo është rruga ime, e vënë në fakte të qarta, ftoj unë dhe ai që vjen pas meje. Larg të metave është Allahu, e unë nuk jam nga idhujtarët." (Jusuf,108).

Me rëndësi është të ceket tefsiri i imam Ibn Kethirit në lidhje me këtë ajet, ku thotë se Allahu xh.sh., në këtë ajeti i ka thënë të Dërguarit a.s., që t'i informojë njerëzit se kjo rrugë është thirrja që të dëshmohet se nuk ka zot tjetër pos të vetmit Zot, që nuk ka rival dhe se ky i thërret njerëzit në bazë të fakteve të qarta dhe po kështu veprojnë edhe ata që i ndjekin ata-besimtarë, do të thotë edhe këta thërrasin për tek Allahu mbi bazën e fakteve të qarta, qofshin ato argumente të sheriatit apo logjike.[3]

Luftimin dhe përballjen me të keqen shoqërore e ka bërë pjesë të misionit të thirrësit. Këtu mund të cekim edhe me argumente nga gurra pejgamberike, që na mësojnë se si të luftohen dukuritë devijante në shoqëri dhe të ruhet anija e shoqërisë nga fundosja, ruajtja e identitetit nga rënia dhe zhdukja.

Nga Ebi Seid el-Hudriu r.a., transmetohet se ka



thënë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut duke thënë:"Kush nga ju sheh një të keqe, le ta ndryshojë me dorë, e nëse nuk mund ta bëjë këtë, atëherë me gjuhën e tij, e nëse nuk mund ta bëjë këtë, atëherë me zemrën e tij, porse ky është imani më i dobët."(Transmeton Muslimi, Kapitulli i imanit, nr.49).

Pra, e keqja duhet të jetë për të gjithë e keqe e mos të jetë në kuadër të çështjeve, për të cilat dijetarët kanë divergjenca e mospajtime, ngase atëherë mund të lindë fitne (sprovohen njerëzit) dhe do të shkaktonte kaos shoqëror.

Për këtë shkak, Zoti ymetin e Muhamedit a.s. e ka lavdëruar me Kuran në mesin e popujve tjerë duke thënë:"Jeni populli më i dobishëm, i ardhur për të mirën e njerëzve, të urdhëroni për mirë, të ndaloni nga veprat e këqija dhe të besoni në Allahun. E sikur ithtarët e librit të besonin drejt, do të ishte shumë më e mirë për ta. Disa prej tyre janë besimtarë, por shumica e tyre janë larg rrugës së Zotit." (Ali Imran, 110).

Po kështu është më se e ditur se besimi pëson rënie që dihet te një pjesë e besimtarëve. Shpesh ata i kaplon ngurtësimi i zemrave, padija fetare dhe devijimi nga rruga e drejtë. Të gjitha këto ndodhin sa herë që njerëzit qëndrojnë larg burimit të shpalljes hyjnore dhe sa më shumë kohë të ketë kaluar që nga momenti i daljes në dritë të mesazhit.[4]

I Lartmadhërishmi në Kuranin famëlartë thotë: "A nuk është koha që zemrat të zbuten me këshillat e Allahut dhe në atë të vërtetën që zbriti (me Kuran), e të mos bëhen si ata, të cilëve u është dhënë libri më parë e zgjati koha dhe zemrat e tyre u shtangën e shumë prej tyre janë jashtë rrugës." (El Hadid, 16).

**Butësia e thirrësit**

Po ashtu në Kuran ka ajete të cilat hedhin dritë të qartë mbi obligimet dhe detyrat e thirrësit duke qartësuar mirë qëndrimin e tij. Gjatë misionit të tij në Dave-thirrje, thirrësi e shikon me mëshirë dhe butësi ata që i thërret dhe i fal ata. Zoti në Kuran thotë: "Ti (Muhamed) merre të lehtën, urdhëro për mirë dhe hiqu prej të paditurve". "Dhe kur një grup prej tyre thanë: "Përse këshilloni një popull që Allahu do ta shkatërrojë ose dënojë me një dënim të ashpër?" Thanë (këshilluesit): "Arsyetimi para Zotit tuaj dhe me shpresë që t'u largohen gabimeve". (El Arafë, 164).

Në fushën e thirrjes islame, nuk lypset teprimi por vazhdueshmëria, dhe në ligjërata më shumë t'i kushtojmë rëndësi realitetit e më pak ndjenjave!

Thirrësi duhet të drejtojë energjitë e tij në evidentimin e problemeve që ka shoqëria dhe mbi mësimet e Kuranit, fjalës së Muhamedit a.s. dhe që mendimin e dijetarëve ta paraqesë si opinion në lidhje me atë çështje. Pra, misioni i tij duhet të jetë kritikues ndaj realitetit shoqëror dhe të vërtetojë me argumente nevojën e njerëzimit për Islamin si sistem jete dhe vazhdimësie.

"Preferohet që imami (thirrësi) që në paraqitjen dhe tubimet e tij të shfaqë kritikën e tij karshi çështjeve të parregullta, të cilat i përjeton ymeti islam dhe mbi këtë të angazhohet që me arsyeshmëri, me gjuhën e shifrave dhe me logjikë të shtrojë kritikat. Së këndejmi, varësisht nga aftësia e tij që të bëjë analiza, të identifikojë sëmundjet duke i paraqitur shkaqet dhe faktorët e tjerë me ndikim në situatë, aq do të jetë edhe ndikimi i tij i thellë mbi të ftuarit".[5]

Si përfundim, Daveja-thirrja është nevojë jetësore për çdo njeri dhe shoqëri. Është shtylla dhe domosdoshmëria e çdo populli përgjatë historisë së pejgamberëve. Sikur mos të ishte obligim dhe nevojë thirrja, nuk do të kishim aq numër të madh të të dërguarve te popujt e tyre dhe kjo ishte në sajë të mëshirës së Allahut për ta. Nevoja për zërin e shpalljes dhe udhëheqje të të Dërguarve nuk ndërpritet asnjëherë.

(1) Muhamed el Gazali, Mea Allah, Darul Kalem, botimi VI, f. 26, Damask,1996. (2) Tevfik el Vai, Ed-da'vetu ilallah, Darul Jekin, 1995, Mensure, Egjipt, botim i dytë,f.38. (3) Imam Hafidh ebil Fida Ismail ibn Kethir el Kureshi Ed-dimeshki, Tefsirul Kuranil adhim, Darul marife, Bejrut, v.2,1993.f.515. (4) Adnan ibn Muhamed Ala Araur, Metodologjia e thirrjes islame në dritën e realitetit bashkëkohor,Tiranë, 2009, Tradita, f.10. (5) Fet'hi Jekin, Kejfe ned'u ilel islam, Muesesetu errisale, Bejrut, bot. i tretë, 1977, f.49.

Ali Fikrijj-i

# Mirësjellja me të tjerët

Mësojeni edukimin, sepse: nëse jeni të pasur, do të ju shtohet respekti; nëse jeni të mesëm në pasuri, do të jeni me moshatarët tuaj e nëse jeni të varfër, do të jetoni me edukatën tuaj.

### 3. Mirësjellja me vëllezërit

21. E ke për obligim të jesh i sjellshëm më vëllezërit, t'i nderosh, të ndërveprosh në mënyrën më të mirë me ta, ngase ata janë më të afërmit pas prindërve, ata duan për ty atë që është e dobishme dhe progresive. Konsidero vëllanë tënd më të madh sikur babanë tënd, sillu me të në mënyrën më të mirë dhe vepro sipas udhëzimeve të tij, se ato janë të dobishme për ty.

22. Duhet t'i përkëdhelësh vëllezërit e tu më të vegjël, të tregohesh i butë ndaj tyre dhe të mos i mundosh, mos u bëj për ta shembull i njeriut të pacipë dhe lakmitar, mos i ofendo dhe mos u merr diçka prej duarve pa miratimin e tyre, ngase këto veprime jo të mira do të të bënin të urrejtur tek ata dhe se babai yt do të hidhërohej me ty.

23. Kur e sheh ndonjë të keqe te vëllezërit, ti duhet t'u thuash: "Mos e veproni këtë!" dhe duhet t'i pengosh ata nga veprimi i së keqes me urtësi dhe në mënyrën më të mirë, shpjegoju atyre për dëmin e së keqes dhe udhëzoji ata kah rruga e së mirës.

24. Nuk të takon ty që t'i denoncosh me të vetmin qëllim që të mos e bëjnë këtë veprim të keq si traditë dhe ti të bëhesh kështu i padëshiruar, por ti duhet t'u japësh atyre komplimente duke u përmendur të mirat e tyre.

25. Behu ndihmës dhe përkrahës i vëllezërve për çdo fatkeqësi e telashe dhe mos prit që ata të kërkojnë ndihmë prej teje, ndihmoji me aq sa ke mundësi dhe këshilloji kah ajo që është më e dobishme dhe më e mirë.

26. Ruaj sekretet e vëllezërve pa kurrfarë ngushtimi shpirtëror, informoj gjithmonë për atë që i gëzon, mos i informo çka i pikëllon me kusht që ajo që fshihet prej tyre të mos jetë në dëm të tyre, bëhu i sinqertë me ta si në të folur ashtu edhe në të vepruar, mbuloj të metat e tyre dhe gjithmonë takohu me ta i buzëqeshur dhe shpirthapur.

27. Biri im, mos u bëj prej atyre të pashpirtëve të cilët menjëherë pas vdekjes së prindërve fillojnë të shprehin mospajtime rreth trashëgimisë dhe gjithë kohën e kalojnë dhe gjithë pasurinë e harxhojnë duke ofenduar dhe bërë inat, i bëjnë keq vetes së tyre, e turpërojnë emrin e babait të tyre, e ulin autoritetin e familjes së tyre, gjendja e tyre bëhet e keqe, raportet mes tyre prishen, por gjithmonë vepro që me ta të jesh i bashkuar dhe unik e jo të jesh i përçarë dhe në mospajtim me qëllim të ruajtjes së autoritetit familjar dhe ruajtjes së dashurisë dhe qetësisë së ndërsjellë.

4. Mirësjellja me të afërmit

28. Të afërmit e tu janë njerëzit të cilët më së shumti meritojnë dashurinë dhe respektin tënd, ngase ata të duan ty sikurse prindërit e tu e po ashtu të dëshirojnë lumturinë dhe rehatinë.

29. Sillu me të moshuarit prej të afërmve sikur që sillesh me prindërit, ndërsa me të afërmit e vegjël sillu sikur që sillesh me vëllezërit, të jesh i barabartë në dashuri, mos u trego indiferent ndaj të afërmve, sepse kështu e humb dashurinë tek ata, pa dyshim se afërsia ka nevojë për dashuri, ndërsa dashura e anasjelltë nuk ka nevojë për afërsi. Nxito që ta vizitosh atë i cili është i sëmurë, bashkohu me ta kur të jenë të gëzuar dhe kur të jenë të pikëlluar, kryej obligimet me të cilat je i ngarkuar në mënyrën më të mirë, pra jepe gjithë mundin që të veprosh në mënyrën më të mirë të mundshme.

30. Dije se t'u ndihmosh të afërmve është obligim i prerë fetar. Nuk është mirësi ta ndihmosh përtacin apo ta nxitësh atë për dembeli, por mirësi është të ndihmosh atë që nuk i ka rrethanat për të fituar.

### 5. Mirësjellja me fqinjin

"Ai i cili beson në Allahun dhe në Ditën e Fundit, mos t'i bëjë dëm fqinjit të tij"[1]

31. Fqinji yt duhet të respektohet prej teje sikurse prindin që e respekton dhe se ai është me i afërmi tek ti prej njerëzve pas të afërmve që ke. Prandaj ti e ke për



obligim që ta duash atë , ta respektosh, të sillesh mirë më të, të vizitosh të sëmurin e fqinjit, të jesh me të si në begati ashtu edhe në varfëri, angazhohu që t'i shërbesh atij me aq sa ke mundësi, ndihmoje kur është në nevojë dhe dëshiroji vetëm të mira.

32. Duhet ta ulësh shikimin kur të shohësh familjen e fqinjit, të mos shikosh në dritaren e shtëpisë së fqinjit, nuk do t'i bësh ndonjë të keqe në pasuri apo në nderin e familjes, kështu do të jesh i ndershëm dhe i respektuar.

### 6. Mirësjellja në shtëpi

33. Mirësjellja me pjesëtarët e familjes së babait tënd është obligim, ngase qetësia dhe rehatia jote janë të lidhura ngushtë me kënaqësinë dhe pajtimin e tyre ndaj teje, andaj për këtë e ke për obligim që të sillesh me edukatë dhe në mënyrën më të mirë të mundshme.

34. Prej edukatës së mirë është që kur të kërkosh ndonjë shërbim apo ndonjë ndihmë të thuash: "Ju lutem, nëse ka mundësi bëje këtë, ju lutem".

35. O biri im, dije se shërbëtoret janë çelësat e sekreteve të shtëpive, ata transmetojnë atë që dëgjojnë dhe atë që shohin, andaj duhet të jesh i kujdesshëm që të mos shpalosësh para tyre ndonjë sekret të brendshëm familjar, kujdesu që të mos u tregosh atyre për gjendjen tënde dhe të pasurisë, vëzhgoji veprimet e tyre, sepse në këtë mënyrë do të jesh i siguruar prej kurtheve të tyre dhe i sigurt për atë që posedon,

36. E ke të ndaluar në mënyrë të prerë që t'i informosh njerëzit për ndonjë gjë që ndodh në familjen tënde, po ashtu e ke të ndaluar të shpalosësh fshehtësinë e dikujt prej anëtarëve të familjes.

37. Biri im, ti duhet të zgjohesh herët prej gjumit para se të lindë dielli, e, kur të zgjohesh, falëndero Allahun e Lartësuar që të ka ruajtur, falënderoje që të ka dhënë shëndet, pastaj merr abdes e falu, pastaj vishi rrobat e përgatitura për shkollë, puthu dorën prindërve, kërko kënaqësinë e tyre dhe që të luten ata për ty, jepja dorën vëllezërve e më pastaj drejtohu për të shkuar në shkollë me qëllim të mirë dhe vendosmëri të prerë.

### 7. Mirësjellja në shkollë

38. Gjatë shkuarjes në shkollë, mos luaj dhe mos bëj ndonjë veprim argëtues me qëllim që të mos humbësh kohën kot e që pastaj të të ndalohet hyrja në shkollë. Pos kësaj, është edukatë që njeriu gjatë rrugës të ecë i



qetë dhe modest dhe që të mos lëshohet pas argëtimit dhe që të mos e humbë synimin e tij.

39. Kur të arrish në shkollë përshëndete mësuesin tënd dhe shokët me fytyrë të gëzuar (Allahu nuk e pëlqen robin e tij që është i mërrolur) dhe tregohu i butë ndaj tyre, bashkohu me ta në përsëritjen e mësimeve që ata të kenë dobi prej asaj që ti di dhe që të kesh dobi ti prej asaj që dinë ata.

40. Kur të vijë koha të hysh në klasë dhe kur bie zilja për mësim, atëherë ti nxito e shko në rreshtin tënd dhe bashkëngjitu me shokët duke mos shkaktuar tollovi, po që se sheh se ka tollovi, atëherë kërko me urtësi dhe butësi të ta lëshojnë vendin tënd.

41. E ke për obligim të nxitosh që të rreshtohesh në rresht, të qëndrosh drejt dhe i gjallë, por duhet të jesh i qetë dhe të shikosh urdhrat e prijësve. E po që se ndodh të vonohesh në kohë kur bëhen rresht nxënësit, mos u fut në mes të rreshtit që të prishësh rendin, por rreshtohu në fund.

42. Duhet të hysh i qetë dhe i kujdesshëm në klasë, në sallën e studimit, në restorant apo në dhomën e fjetjes (nëse je nxënës që banon brenda shkollës), po kështu duhet të veprosh edhe kur të dalësh nga këto objekte dhe në çdo vend që të jesh.

43. Kur të hysh në klasë, ulu në vendin tënd duke u përgatitur për mësim, kushtoji vëmendje mësuesit tënd me të gjitha mundësitë dhe mos lejo që të të kalojë asnjë këshillë, udhëzim apo mësim e që të mos e kesh futur në mendjen tënde, rrënjose atë në mendjen tënde, vepro sipas atyre shpjegimeve që më këtë të arrish kënaqësinë e profesorëve dhe të kesh dobi prej fryteve të diturisë.

44. Kur të jesh në klasë duhet të mos bësh zhurmë sidomos gjatë leximit dhe të mos lëvizësh nga vendi veçse me leje të mësuesit.

45. Nuk duhet që, gjatë mësimit, të preokupohesh me ndonjë mësim tjetër, por preokupohu krejtësisht për mësimin që je duke mësuar, mos fol gjatë kohës kur jepet mësimi, mos shiko prapa dhe mos me fol më dikë tjetër.

46. Kur mësuesi të drejtohet me ndonjë pyetje, ngrihu në këmbë dhe duart mbaji poshtë në formë respektuese, pasi ta kuptosh pyetjen mirë, atëherë përgjigju ashtu si është më së miri me zë të pranuar dhe me fjalë të logjikshme. Po kështu vepro kur të ftohesh për ta shpjeguar mësimin dhe mos jep përgjigje kur është duke u pyetur dikush tjetër.

47. Kur sheh mësuesi ndonjë gabim që ke bërë gjatë shkrimit dhe ai ta përmirëson, t'i kurrsesi mos shpreh shenja të hidhërimit, ngase ai është i sinqertë dhe këtë e bën për të mirën tënde dhe falënderoje për përkujdesjen që tregon ndaj teje.

48. Kryeji në mënyrën më të mirë detyrat që t'i obligon mësuesi, mëso mësimet që duhet t'i mësosh dhe bëje përsëritjen që të kërkohet.

49. Dije o biri im se, bërja e çdo pune sipas radhës që nga vegjëlia dhe të bërit zakon vendosja e çdo gjëje në vendin e vet, është njëri prej argumenteve që argumenton se ke ditur mirë të dallosh atë që është e mirë, argumenton për diapazonin e gjerë të të menduarit, këmbënguljen për të vepruar me vendosmëri. Vepro në atë që mënyrë që sirtarët e bibliotekës, dollapi i rrobave (nëse banon në internat) të jenë të pastra dhe të rregulluara në mënyrën më të mirë. Ki kujdes që të mos grisësh asgjë apo të ndotësh diçka me ngjyrë, e nëse nuk vepron kështu atëherë je prej përtacëve dhe dembelëve që i lënë punët pa i kryer.

***Përktheu: Dr. Flamur Sofiu***

(1) Pjesë e hadithit e marrë prej hadithit që transmeton Buhariu nr. (6018) në kapitullin që flet për edukatën. Trasnmeton Muslimi me nr: 47 dhe 75 nga hadithi i Ebu Hurjeres r.a.

Refik Gerbeshi

# Aspekte të qëndresës islame në Kosovë

## Hyrje

Islami në Kosovë është njëri ndër elementet kyçe të ruajtjes së kombit, andaj pushtuesi serb prej kohësh tentoi ta eliminonte nga skena këtë element. Strategjitë e projektuar mirë për këtë fenomen realizoheshin edhe përmes ligjeve të ashtuquajtura urbane, agrare e progresive. Në anën tjetër edhe trysnia dhuna, shantazhi e etiketimi ndaj hoxhallarëve i shkuan për shtati këtij politike gjenocidiale, duke tentuar që përmes këtyre trysnive të shuante frymën kombëtare dhe të atdhedashurisë. Por hoxhallarët ishin të vetëdijshëm se me qëndrimin e palëkundur dhe besimin në Zotin herëdo kur do të ngadhënjenin pavarësisht se kjo u kushtonte me jetë. Në popull ngriheshin edhe më tej dashuria dhe respekti ndaj tyre e kjo mbante të gjallë dëshirën për bashkim e liri.

## Politika propaganduese serbe uzurpoi tokat vakëfnore

Që nga shekullil 14-të, territoret shqiptare kanë qenë të sunduara nga mbretëria e serbëve, të cilët nuk kishin shumë kohë që kishin zbritur nga viset e ftohta të



Rusisë. "Në viset shqiptare ishte në fuqi kanuni i Car Dushanit, i cili parashihte se çdo banor i mbretërisë serbe duhej të ishte serb dhe ortodoksë sllav. Sipas këtij kanuni kushdo që refuzonte të ishte i tillë do të duhej të damkosej në ballë me hekur të nxehtë, në mënyrë që të njihej dhe të dëbohej nga komuniteti serb. Atë kohë identiteti shqiptar ishte vënë seriozisht në dyshim dhe kishte rrezik të madh asimilimi i tij."[1] Propaganda serbo-sllave me pretendimet për posedim të tokave shqiptare vinte përmes shpalljes se shenjtërisë së tokave të Kosovës, si"Stara Serbia-"Serbia e vjetër". Nacionalizmi në viset e kombeve të ndryshme të sllavëve të jugut nuk është thjesht çështje politike. Ai ka marrë edhe forma ekonomike, fetare, kulturore e ideologjike."[2]

Shtrirja e shtetit serb në drejtim të Kosovës u shoqërua edhe me ardhjen këtu të kolonëve të rinj nga territoret e Serbisë së mirëfilltë (Rashës). Të sapoardhurit populluan fshatra të braktisura (selishte) ose u vendosën në pronat e përvetësuara rishtazi nga feudalët apo kishat e manastiret serbe."[3] Pas ardhjes së Perandorisë Osmane elementi islam te shqiptarët ishte identifikues dhe dallues nga fqinjët. Por pas largimit të saj politika serbe rifilloi me avazin e vjetër.

Me 1918 kur Kosova definitivisht mbetet nën Serbi, pason fushata famëkeqe e ndërrimit të fesë me dhunë. Mësimet islame së bashku edhe me ndërtimet që ishin në këto anë përjetuan një dhunë me tendencën për shkatërrim, kështu më 1918, shumë xhami u shndërruan në stalla, ndërsa varrezat myslimane u shkatërruan, qëllimisht nga regjimi serb. Nuk ishte në interesin serb që të mbesin edhe më tutje dëshmitë e autoktonisë shqiptare ndër shekuj.

Dokumentimi i këtyre shkatërrimeve bëhet edhe nga një raport sekret i komandantit të Armatës së Tretë Jugosllave (me bazë në "Serbinë e Jugut") të vitit 1922, në të cilin thuhet se shndërrimi i xhamive në stalla për kuaj ose në depo municioni, ishte një mënyrë trysnie mbi shqiptarët myslimanë për shpërngulje.

#### Tendenca për eliminimin e elementit islam

Me qëllim të mbajtjes nën kontroll të zhvillimeve islame në vitet e tridhjeta, me kërkesën e Myftinisë



Kryesore të Beogradit dhe mbështetur në urdhëresën e saj I.II.1928, në rrethin e Graçanicës brenda disa muajve u formuan, në vend të imamateve, të ashtuquajturat xhemate. Në rrethin e Graçanicës u formuan 15 xhemate, të cilat kishin prej 250 deri 300 shtëpi myslimane dhe rrallëherë edhe më shumë. Xhematet u formuan edhe në fshatrat dhe morën emrat varësisht nga fshati ku ndodheshin. Kjo bëhej me qëllim të ndarjes e copëtimit të fuqisë unike të Bashkësisë Islame.

Një segment tjetër i politikës antiislame e antishqiptare i praktikuar nga qarqet jugosllave është edhe likuidimi i pasurive vakëfnore islame. Duke i rrënuar tempujt fetarë, duke i nacionalizuar tokat dhe pronat e vakëfeve[4], plani urbanistik i vitit 1953 dëmtoi gati gjithçka çka ishte e vjetër dhe si rrjedhojë edhe jetën fetare dhe në veçanti xhamitë. Ky plan i hartuar nga arkitektë beogradas kishte paraparë rrënimin e xhamisë Junus Efendi (Lokaçit) që ishte ndër xhamitë më të vjetra dhe më të bukura të Prishtinës, po ky plan parashihte edhe rrënimin e çarshisë dhe në kuadër të saj edhe të dy mesxhideve që gjendeshin në të. Mbi 192000 ha u shpronësuan në Kosovë. Reforma goditi mbi 62000 familje, toka të cilat kaluan në duart e elementit ortodoks sllav,vendas e kolon.[5] Me ligje gjoja për zbatimin e reformës agrare u shpronësuan sipërfaqe të tëra toke që u përkisnin vakëfeve islame.[6] Ne jemi varfëruar shumë me marrjen e pasurisë vakëfnore dhe sigurisht që kjo ka qenë edhe politikë e sistemit komunist-ateist që bashkësitë fetare t'i kthejë në lypsarë.[7]

Në vitin 1947 mbyllen të gjitha shkollat fetare-medresetë, rrënohet një numër i madh i xhamive. Uzurpohet mbi 95% e pasurisë vakëfnore, . Mbi 3 milionë shqiptarë myslimanë detyrohen të largohen nga Kosova, shumica prej tyre në Turqi. Mbi një milion e gjysmë myslimanë burgosen nëpër burgjet serbe. Mbi 500 mijë myslimanë bien dëshmorë gjatë kësaj periudhe 90-vjeçare.[8]

Në qershor të vitit 1954, me vendim të "Këshillit Popullor të Rajonit Autonom të Kosovës", u formua "Enti për Mbrojtjen dhe Hulumtimin Shkencor të Monumenteve të Kulturëstë RAK-ut". Me këtë institucion do të duhej të vendoseshin themelet për punë sistematike dhe të përhershëm në mbrojtjen e trashëgimisë kulturo-materia le e shpirtërore të popullit shqiptar, si dhe të tjerëve në Kosovë.[9]

Edhe puna e këtij institucioni sikurse edhe të tjerëve qe e politizuar dhe nuk solli rezultat për trashëgiminë islame të Prishtinës dhe Kosovës. Në vitin 1977, u miratua Ligji për Monumentet e Kulturës dhe më 1978 miratohet Ligji për Entin Krahinor për Mbrojtjen dhe Rregullimin e Monumenteve të Kulturës. Ligjet e tilla ishin në fuqi deri më 1990, kur Kosovës iu suprimua autonomia dhe filluan të zbatoheshin ligjet e Serbisë.[10]

### Hoxhallarët shtylla e kombit

Në institucionet arsimore siç qenë mejtepet që funksiononin pranë xhamive, ku vërtet jepeshin mësime feje dhe parimet e moralit islam, në to përgatiteshin dhe kaliteshin nxënësit për një karakter të fortë e qëndrestar, me të cilin t'i kundërviheshin komunizmit. Normat kuranore e hadithet i shpjegoheshin publikut nëpër xhami e shtëpi, sidomos sa i përket higjienës, personalitetit, besës, trimërisë e moralit. Gjithnjë me pretekstin se duhet "me u dallu prej shkaut". Vazhdimësia e aktiviteteve nga burrat që sakrifikuan për mbajtjen e lidhjes kombëtare vinte nga imamë të spikatur që radhiteshin në radhët antikomuniste siç ishin Balli Kombëtar e NDSH-ja. Atyre u rrezikoheshin jeta e familja, si edhe përjetuan ndjekje, etiketime e burgje, por ishin shkëndijë e frymës kombëtare. Pushtuesi nuk arriti ti joshë hoxhallarët e pozicionuar kundër tij dhe që ishin për bashkimin kombëtar. Ata shfrytëzuan trazimin e kufijve dhe forcuan lidhjet mes tyre dhe një pjesë e literaturës nga Shqipëria depërtoi në trojet shqiptare dhe do të luante rol të rëndësishëm në pikëpamje kombëtare.[11] Nga Hoxhallarët e spikatur të kohës dokumentohen shumë ligjërime, që, në kuadër të fesë, bënin thirrje për përkujtimet dhe realizimet e amaneteve të dëshmorëve. "Njerëzit përkujtojnë heronjtë dhe ditët heroike, i përkujtojnë dëshmorët me vargje të thurura prej poetëve më të mirë,u shprehin mirënjohje duke ngacmuar ndër të tjera ndjenja patriotike,duke zgjuar ndjenja morale shpirtërore."[12]

(1) Edvin, Jasques, Shqipëria, një histori e shkurtër, f. 249. (2) Marenglen Verli," Kosova, Sfida Shqiptare në Historinë e Një Shekulli ", Tiranë, 2001, f. 18. (3) Shukri Rrahimi,"Çështja shqiptare gjatë viteve 1903-1904", në: Gjurmime, nr. 49-f. 63. (4) Dr. Zekeria Bajrami, Marrëdhëniet e muslimanëve shqiptarë me laicizmin postmodern, F.M.Sh."Integrimi i shqiptarëve në Evropë dhe vlerat që Islami i përcjell në këtë integrim", Tiranë, 2008, 153. (5) M. Verli, Gazeta, Drita Islame, Tiranë shkurt 1993, nr.13. (6) Dr. Ramiz Zeka ,Zhvillimi i kultures islame te shqiptarët gjatë shekullit XX, Tiranë 2002, f.31. (7) Naim Tërnava, Ligjerime për fe e atdhe, 2, Prishtinë 2015, f.131. Fjalim i Myftiut Tërnava, në takimin e Liderëve Fetarë të Ballkanit, Shkup, 29 mars 2011. (8) Naim ef. Tërnava, Ligjërime për Fe e Atdhe, 2, Prishtinë 2015, f.136, Fjala e Myftiut mr. Naim Tërnava, në Konferencën e Lidhjes Botërore Islame (Rabita) Mekë, Arabia Saudite, 18 korrik, 2011. (9) Fejaz Drançolli, Në: Monumentet e Kosovës 1998-1999. IMMK. Prishtinë, 1999. (10) Baki Svirca, Politika drejtuese në fushë të trashëgimisë. Në: Monumentet e Kosovës (ikmmk). Prishtinë, 2004, f.31. (11) Dr. Ramiz Zeka, Zhvillimi i kulturës islame te shqiptarët gjatë shekullit XX, Tiranë, 2002, f.44. (12) Sherif Ahmeti, Komente dhe mendime islame", cit. f.379,380.

Mr. Orhan Bislimaj

# Intrigat islamofobe kundër xhamisë së Kalasë

Problematika e xhamisë në kalanë e Prizrenit* , sapo doli si çështje në opinionin e gjerë publik, islamofobët u ngritën kundër, si gjithmonë. Personalisht, jam i zotuar që ta respektoj pluralizmin dhe diversitetin e mendimeve, gjersa janë objektive dhe të arsyeshme. Kështu na mëson kultura shkencore. Por, te ithtarët e islamofobisë, nuk kam mundur të gjej aspak akses objektiv në raport me kulturën islame. Ata, sikur janë mallkuar për të qenë kundër çdo gjëje islame. Fatmirësisht, që janë numër shumë i vogël, madje i papërfillshëm. Ndiej keqardhje meqë më duhet të merrem me këtë kategori amorfe, me këta njerëz të ligë, labilë e të frustruar përfundimisht. Megjithatë, nëpërmjet këtij shkrimi, dua t'i flasë të gjithë atyre, që mund të ngelin të papërgatitur përballë intrigave të tyre antiislame.

Në këtë melodi të hidhur kundër xhamisë së Kalasë, islamofobët i shfrytëzuan disa argumente fiktive, për ta fuqizuar djallëzinë e tyre kundër rindërtimit të xhamisë. Zëri i tyre ka qenë shumë i zbehtë, madje i pahetueshëm. Megjithë mllefin e madh, kurrë nuk arriti t'i bëhet rivalitet zërit të fuqishëm të qytetarëve. Sa herë që i kam lexuar apo dëgjuar truket e tyre, aty-këtu, se me të vërtetë kanë qenë vetëm disa persona, duket sheshazi se nuk kanë asnjë argument kredibil, përveç urrejtjes patologjike e të pashpjegueshme. Madje, ata vetë nuk u besojnë fjalëve të tyre. Në vazhdim, do të denoncojmë disa prej intrigave të tyre kryesore.

### Intriga e parë: "Kalaja është më e vjetër se xhamia...!?"

Islamofobët, vazhdojnë ta kundërshtojnë xhaminë me pretendimin se kalaja është më e vjetër se xhamia!? Është e vërtetë se Kalaja është me e vjetër se xhamia, por, po ashtu është e vërtetë se kalaja ka ecur nëpër shumë faza të historisë dhe ajo është zgjeruar për disa herë më shumë. Xhamia është pjesë e kësaj historie dhe është e rëndësishme sa edhe vetë kalaja. Për shembull, në periudhën romake, kalaja ka qenë fare e ngushtë. Bile, kjo sipërfaqe paraosmane, për kohën e tanishme, nuk përbën ndonjë atraksion të veçantë për turizmin, sepse mungojnë ato pak asete, që kanë qenë atëbotë dhe se nuk mund të rindërtohen, për shkak të mungesës së pamjes së tyre dhe fakteve. Por, kalaja mbetet interesante, pikërisht në saje të zgjerimit që e ka përjetuar në kohën osmane.

Për më se pesë shekujsh, kalaja është plotësuar me objekte të ndryshme, përfshirë dhe xhaminë në mes të saj. Sot, ato asete janë rindërtuar, në emër të rëndësisë dhe atraksionit për zhvillimin e turizmit, ndërsa kur është fjala për xhaminë, që i përket të njëjtës periudhë, nuk veprohet njësojë!? Kjo dëshmon se nuk bëhet fjalë për qëndrim parimor, por për ngarkesë të islamofobisë patetike. Tek e fundit, për rëndësinë e rekonstruimit të xhamisë janë deklaruar qytetarët nëpërmjet peticionit. Demokracia nënkupton sundimin e popullit, ndërsa monizmi është e kundërta e saj. Prandaj, qytetarët kanë të drejtë gjithmonë.

### Intriga e dytë: "Ka pasur edhe kishë në kala...!?"

Përkrahësit e krishterimocentrizmit në Kosovë, ortodoksët dhe katolikët, prej kohësh kanë propaganduar për një kishë imagjinare në kalanë e Prizrenit. Si ide, ka lindur nga dëshirat e sëmura për t'i bërë rivalitet xhamisë dhe asnjëherë mbi ndonjë fakt, qoftë edhe të vetëm. Kjo, më së miri duket në mllefin e islamofobëve, të cilët e shfrytëzuan idenë e kishës fiktive, me qëllim që ta relativizojnë në sytë e publikut kërkesën për rindërtimin e xhamisë apo që ta bëjnë sa më delikate dhe problematike rindërtimin e saj. Bile, islamofobët pushtetarë, këtë propagandë të nisur nga serbët se aty kinse ka ekzistuar një kishë, e kanë menduar si argumentin kryesor kundër xhamisë. Ish-ministri i Kulturës, Kujtim Shala, në mbledhjen e rregullt të Kuvendit të Republikës së Kosovës, datë 19.01.2017, duke iu përgjigjur pyetjes së deputetit Fikrim Damka në lidhje me kërkesën e qytetarëve për xhaminë e kalasë, pati thënë: "ka evidencë edhe për një kishë!?"* Ky ministër



e di shumë mirë se nuk ka pasur kishë në Kala, por nëpërmjet kishës fiktive ortodokse serbe, kishte për qëllim të kapet për klishetë dhe stereotipet e shabllonit: "as xhami e as kishë".

Më vjen keq për këta shqiptarë, që për ta çuar deri në fund urrejtjen kundër xhamisë së kalasë, kapen po qoftë edhe për mitet serbe. Vetëm disa nacionalistë serbë kanë pretenduar se kinse ka qenë një kishë në Kalanë e Prizrenit apo se xhamia kinse është ndërtuar mbi themelet e saj!? Këto thashetheme, që disa shqiptarë të ligë po i stërmadhojnë, pa qenë të vetëdijshëm për dëmin nacional, gjenezën e kanë në spekulimet e Petar Kostiqit, një serb që shërbeu si arsimtar dhe drejtor i "Bogosllovisë" – shkollë e mesme fetare ortodokse serbe në Prizren dhe, kishte influencë te serbët e Prizrenit, prej vitit 1873 gjer në vitin 1912. Kostiqi, duke iu referuar edhe konsullit rus Ivan Jastrebov, citon se në Kala ka ekzistuar kisha e "Shën Anastasit", mbi të cilën, Emin Pasha e ka (ri)ndërtuar xhaminë, në vitin hixhri 1226, gregorian 1805.*

Duhet thënë se deklarimet e Ivan Jastrebovit dhe Petar Kostiqit, nuk kanë aspak peshë shkencore dhe janë në frymën e aspiratave sllavo-serbe mbi territoret shqiptare, sipas parimit aty ku është një kishë, ajo është tokë serbe!? Kjo vërehet akoma më shumë te Petar Kostiqi, i cili, kur shkruan për jetën kishtare të serbëve ortodoksë të Prizrenit dhe rrethinës gjatë shek. XIX, aq shumë e stërmadhon numrin e kishave ortodokse serbe në Prizren, saqë e bën përrallë këtë punë. Sipas tij, "Në Prizren ka pas kisha aq sa ka pas ditë viti", ndërsa për fshatrat e Prizrenit thotë se: "nuk ka pas fshat në Prizren që nuk ka pas një kishë, bile në disa fshatra ka pas edhe prej 3-10 kisha"* Në fakt, si njëri edhe tjetri, kanë mungesë të njohurive elementare për xhaminë, sepse xhamia nuk është rindërtuar nga Emin Pasha, siç pohojnë ata, por nga Mahmud Pashë Rrotulla, në vitin 1828 dhe jo në vitin 1805. Kjo vërtetohet në mbishkrimin e xhamisë në origjinal, që aktualisht ruhet në muzeun arkeologjik të Prizrenit.

Fatmirësisht, të gjitha këto trillime dhe intriga, janë hedhur poshtë si të pabaza, nga vetë arkeologët serbë. Enti për MPK-Prizren, në vitin 1969, prej datës 03.07.1969 – 05.09.1969, zyrtarisht ka zhvilluar hulumtimet arkeologjike në Kalanë e Prizrenit, përfshirë dhe xhaminë. Kërkimet shkencore, u financuan nga mjetet e buxhetit të Kuvendit të KSAK dhe iu besuan prof. dr. Jovan Kovaçeviqit nga Universiteti i Beogradit, me pjesëmarrjen e 7 ekspertëve dhe 7 studentëve të arkeologjisë, si dhe 10 ekspertëve të fushave të ndryshme të Entit.* Gjatë kërkimeve arkeologjike, studiuesit kanë vërtetuar se xhamia në Kala është ndërtuar direkt mbi shkëmbin natyror dhe nuk është e ndërtuar mbi



themelet e kishës ortodokse të “Shën Anastasit” siç supozohej më parë.*

Prandaj, këto klishe për kishë në Kala janë absurditet dhe pjellë e shovinizmit serb. Shqiptarët, duhet t'i harrojnë nga fjalori i tyre. Sepse, tek e fundit, vetë studiuesit objektivë serbë, nuk i kanë këto pikëpamje. Për shembull, për dallim nga Ivan Jastrebovi e Petar Kostiqi, studiuesja serbe Dr. Tatjan Katiqi nga Insitituti i historisë në Beograd, në punimin e saj shkencor “Osmanizimi i qytetit mesjetar serb të Prizrenit, gjatë shek. XV dhe XVI-të”, kur flet për kishat ortodokse serbe në Prizren, ato që janë ekzistuese apo të rrënuara në të kaluarën, askund nuk e përmend kishën e “Shën Anastasit”, si një objekt që ndonjëherë ka ekzistuar.*

### Intriga e tretë: “Xhamia është e pushtuesit...!?”

Kemi dëgjuar prej islamofobëve, aty-këtu, se xhamia e kalasë kinse “është e pushtuesit – Perandorisë Osmane, e nuk është e shqiptarëve”. Kjo, intrigë, më shumë se çdo gjë tjetër, implikon racizëm dhe shovinizëm, dhe atë për tri arsye:

1) Monumentet kulturo-historike, janë vlera tipike, pavarësisht se prej kujt ndërtohen. Për fatin e mirë, apo të themi për fatin e keq të islamofobëve, xhamia e kalasë për herën e fundit është rindërtuar nga shqiptarët. Në vitin 1689, xhamia ishte rrënuar nga austriakët nën komandën e gjeneralit me prejardhje italiane, Eneo Pikëlominit. Mirëpo, Mahmud Pashë Rrotlla, në vitin 1828 (1244 sipas hixhrit)* , e rindërtoi xhaminë e kalasë, sipas dimensioneve të mëparshme. Sa për informacion, familja prizrenase e rrotllajve, ka qenë një familje autoktone shqiptare, që ka qeverisur me Sanxhakun e Prizrenit më se një shekull (1747-1843)* , e që është edhe një dëshmi se shqiptarët kanë vetëqeverisur me vendin, gjatë kohës së Perandorisë Osmane.

2) Nëse e ndjekim logjikën raciste e shoviniste kundër çdo gjëje që është “e huaj”, atëherë ne duhet të rrënojmë dhe shkatërrojmë në Kala çdo gjë që gjejmë prej mbetjeve romake, ngase edhe pushtetet e tjera, para Perandorisë Osmane, kanë qenë të huaj e agresore e assesi shqiptare. Bile, të gjithë e dimë se Perandoria Osmane ka qenë shpëtimtare e shqiptarëve dhe as që mund të krahasohet me pushtetet e tjera okupatore. Pastaj, nëse aq shumë e urrejmë “të huajën”, atëherë duhet të fillojmë spastrimin prej identitetit nacional, kulturës, traditave, etj, e të shohim se ku po na shpijë kjo rrugë!? Por, islamofobëve nuk u pengojnë të tjerat, madje as pushteti i Car Llazarit, por u pengon Perandoria Osmane, e arsyeja dihet, për shkak të urrejtjes ndaj islamit!?

3) Në të vërtetë, cilësimi i xhamisë se është e “pushtuesit”-Perandorisë Osmane, është një farsë kundër vetë xhamisë si institucion. Sepse, sot, mjafton

të shkosh në Kala dhe do t'i shohësh objektet e rindërtuara, e që i përkasin periudhës osmane. Pra, bëhet fjalë për urrejtje ndaj xhamisë, si objekt, e kjo bëhet akoma më e qartë, kur dihet se kërkesa ka të bëjë për ringritjen e saj si objekt kulturor, e jo për aktivitete fetare.

### Intriga e katërt: "Prizreni ka mjaft xhami...!?"

Një prej intrigave, është edhe kjo se "Prizreni ka mjaft xhami". Është e vërtetë se Prizreni ka më shumë xhami se qytetet e tjera të Kosovës dhe është më i veçantë në Ballkan. Por, gjithashtu është e vërtetë se Prizreni nuk ka xhami të mjaftueshme në krahasim me proporcionin e popullatës. Për shembull, Prizreni, në vitin 1910, sipas regjistrimit turk, i kishte 30.285 banorë, prej tyre 23.800 myslimanë* , ndërsa nga raporti i hollësishëm i konsullit austriak në Prizren, i vitit 1914, Prizreni kishte 32 xhami.* Ndërsa sot, sipas regjistrimit të vitit 2011, i ka 178 mijë, dhe i ka 35 xhami. Domethënë është dallim shumë i madh. Akoma ka nevojë edhe për shumë xhami të tjera.

Mirëpo, në rastin tonë, ky argument se Prizeni ka mjaft xhami, nuk vlen fare, sepse askush nuk po kërkon që xhamia e Kalasë të rindërtohet për aktivitete fetare, por si aset kulturo-historik dhe pjesë përbërëse e origjinalitetit të kalasë. Qytetarët e duan kalanë origjinale, jo të falsifikuar e as të tjetërsuar.

### Intriga e pestë: "Nëpër kala, s'ka faltore...!?"

Të gjithë e dinë se nëpër kala, gjithandej nëpër botë, ka edhe objekte fetare. Zonat arkeologjike, nuk pasqyrojnë të tashmen, ato janë produkt i civilizimeve të kaluara. Nëse në një kala nuk ka pasur faltore asnjëherë, atëherë nuk do të ketë, pasi që këtyre zonave nuk u shtohen objekte të paqena, për hir të origjinalitetit. Por, nëse ka pasur faltore në një kala, ku do qoftë ajo, atëherë duhet të ekzistojë ajo, pavarësisht a është xhami apo ndonjë objekt tjetër i bashkësive të tjera fetare. Në të kundërtën, nuk jemi duke bërë ruajtje të trashëgimisë kulturo-historike, por tjetërsim të saj dhe nuk ka punë më të keqe. Për shembull, në Kalanë e Beratit, Shqipëri, ekzistojnë dy xhami, po ashtu aty është edhe kisha. Pastaj, objektet fetare gjenden edhe në kalanë e Shkodrës, etj. Sipas islamofobëve e antiteistëve, këto objekte duhet të "mineraten" dhe të hidhen në ajër, sepse ata nuk i duan!? Me të vërtetë, niveli i këtyre është për keqardhje. Përkundrazi, këto objekte duhet të trajtohen njësoj sikurse të gjitha objektet e tjera në atë hapësirë. Aseti i trashëgimisë kulturore, është vlerë për faktin e vetëm se është trashëgimi kulturore, që pasqyron të kaluarën e popullit e pastaj mund të vijnë në shprehje aspektet e tjera të atij aseti. Në këtë rast, objektet fetare, duhen trajtuar me prioritet, pasiqë janë objekte të rëndësisë së veçantë, për shkak të rolit të tyre fetar, kulturor dhe edukativ. Kështu kanë qenë gjithmonë edhe sot janë të tilla. Por, në anën tjetër, nëse nuk ka ndodhur trajtimi arkeologjik (restaurim, konzervim apo rekonstruim), ndaj asnjërit objekt, atëherë, edhe për objektet fetare, më së paku, duhet ta pranojmë fatin e njëjtë.

Por, çfarë ka ndodhur në Kalanë e Prizrenit. Ministria e Kulturës dhe pushteti i kohës, e kanë dënuar xhaminë për të mbetur gërmadhë, ndërsa i kanë favorizuar të gjitha objektet e tjera përreth saj, do të thoja të parëndësishme, për të mos thënë "të pa vlerë", përfshirë edhe ahuret e kuajve!? Çfarë paradoksi? Të gjithë e dinë, se xhamia është një "hënë pesëmbëdhjetëshe" dhe bukuri e vendit, ndërsa, del një "pushtetar tekanjoz" antiislamist e antiteist dhe fatin e kulturës dhe të kalasë ia përshtat shijes së vet!? Nëse injorimi i qëllimshëm i xhamisë, nuk është islamofobi apo mercenarizëm antiislam, e që unë besoj se është i tillë, atëherë është agresion i marrë kundër historisë dhe së kaluarës së popullit. Kjo do të jetë e papranuar për qytetarët e Prizrenit, të cilët kanë dëshmuar me vepër se e duan xhaminë e Kalasë, as më pak e as më shumë, si një objekt i barabartë në mesin e objekteve të tjera që janë ngritur aty.

Prandaj, intriga djallëzore se "nëpër kala s'ka faltore", bëhet akoma më absurde, gjersa Bashkësia Islame, deklarativisht e ka thënë se objektin e xhamisë e duan si një aset kulturor, pa pretendime për objekt fetar.

(1) Ky punim është vazhdimi i shtatë i punimit: "Prizreni, unanimisht e do rindërtimin e xhamisë në Kala", i botuar në këtë revistë, në numrat e kaluar! (2) Shih: http://www.rtvbesa.com/deputetet-pyesin-ministrin-shala-per-xhamine-ne-kalane-e-prizrenit/, data e publikimit dhe e citimit:19.01.2017. (3) Shih: Petar Kostiq, Crkveni život pravoslavnih srba u Prizrenu,…u XIX veku, Beograd, 1928, str.I, ribotim 1998, fq. 93, sipas: Faik Miftari http://www.radiokosovaelire.com/faik-miftari-pse-duhet-te-rindertohet-xhamia-ne-kala-te-prizrenit/, data e publikimit dhe citimit:08.11.2016. (4) Shih: Petar Kostiq, po aty, fq.71, sipas: Faik Miftari, po aty. (5) Shih: Muhamed Shukriu, Prizreni i lashtë, 2001, fq.278. (6) Shih: Muhamed Shukriu, po aty, fq.286. (7) Shih: Катић, Татјана. "Османизовање српског средњовековног града: Призрен у XV и XVI веку". Београд, Историјски институт, (у штампи), sipas: Faik Miftari, po aty. (8) Abib Ahmedi, Theranda – Prizreni ndër shekuj, Prizren, 1996,fq.127; Raif Vırmiça, Camileri Kenti Prizren, pa vend dhe vit të botimit,fq.432. (9) Shih: Abib Ahmedi, Theranda…, po aty, fq.119. (10) Shih: Abib Ahmeti, Theranda..., po aty, fq.109. (11) Shih: Noel Malcolm, Kosova një histori e shkurtër, Koha, Prishtinë, 2001, fq.269.

Kasim Gërguri

# Aksioni për grumbullimin e kurbanëve për vitin 2017

Në vazhdim do të paraqesim kontributin e xhematit që e kanë dhënë nëpërmjet xhamive-këshillave të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës dhe qendrave islame nga diaspora, dhe nëpërmjet formave të tjera për nevojat e nxënëseve të Medresesë Alauddin në Prishtinë me paralelet e saj në Prizren dhe Gjilan, po ashtu edhe për konviktin e vajzave në Prishtinë. Nga këta kurbanë kanë përfituar edhe të nevojshmit sipas listave të cilat i kemi paraqitur në revistën "Dituria islame" nr.325-326/2017

Me këtë rast, Kryesia e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës dhe Medreseja "Alauddin" me gjithë stafet e tyre, u shprehin falënderimet më të thella të gjithë bamirësve duke lutur Allahun xh.sh. që t'ua pranojë veprat dhe t'ua shpërblejë me të mirat e Tij në këtë botë dhe Ahiret.

**LISTA E KËSHILLAVE TË BASHKËSISË ISLAME TË REPUBLIKËS SË KOSOVËS**

| Nr. | Këshilli i B.Islame | Nr.Porosive 2017 |
|---|---|---|
| 1 | Prishtinë | 791 |
| 2 | Fushë Kosovë | 113 |
| 3 | Obiliq | 63 |
| 4 | Podujevë | 321 |
| 5 | Lipjan | 129 |
| 6 | Drenas | 50 |
| 7 | Mitrovicë | 449 |
| 8 | Vushtrri | 207 |
| 9 | Skenderaj | 99 |
| 10 | Pejë | 260 |
| 11 | Klinë | 20 |
| 12 | Deçan | 43 |
| 13 | Istog | 39 |
| 14 | Gjakovë | 80 |
| 15 | Malishevë | 43 |
| 16 | Rahovec | 200 |
| 17 | Prizren | 1,126 |
| 18 | Suharekë | 155 |
| 19 | Dragash | 557 |
| 20 | Gjilan | 820 |
| 21 | Viti | 98 |
| 22 | Kamenicë | 129 |
| 23 | Ferizaj | 344 |
| 24 | Shtime | 148 |
| 25 | Hani i Elezit | 56 |
| 26 | Kaçanik | 95 |
| 27 | Kryesi BIRK | 342 |
| 28 | Medreseja Alauddin | 317 |
| | *Gjithsej* | 7,094 |

## DIASPORA DHE PERSONA FIZIK

| Nr. | Qendra | Porosi | Personi |
|---|---|---|---|
| 1 | Bashkesia Islame Shqiptare-Zvicer | 115 | |
| 2 | Albanian Islamic Center - New York-SHBA | 70 | Ferid Bedrolli |
| 3 | Emiratet e Bashkuara Arabe, Ambasada-Mali i Zi | 70 | |
| 4 | Unioni i Shqiptareve Musliman-Austri | 63 | |
| 5 | Xhamia Drita Pratteln-Zvicer | 63 | |
| 6 | Xhamia e Bardhe Aarburg-Zvicer | 61 | |
| 7 | Porosi nga viti i kaluar | 56 | |
| 8 | Shtepia e Paqes -Cyrih-Zvicer | 50 | |
| 9 | Xhamia e Regensdorfit-Zvicer | 40 | |
| 10 | Xhamia Isa Beu -Berlin-Gjermani | 40 | |
| 11 | Xhamia Drita Luzern-Zvicer | 40 | |
| 12 | Bashkesia Islame Shqiptare,Wien-Austri | 37 | |
| 13 | Islamic Center Forsemling-Malmo-Suedi | 35 | |
| 14 | Xhamia Aksa Leverkuzen-Gjermani | 32 | Amir Xheladini |
| 15 | Xhamia El-Hidaje, St. Gallen-Zvicer | 30 | |
| 16 | Islamischer Kulturverein ASR-Gjermani | 26 | |
| 17 | Xhamia e Zürichut-Zvicer | 25 | |
| 18 | Toronto-Kanada | 23 | Adnan Berbatovci |
| 19 | Qendra islame shqiptare Detroid-SHBA | 21 | Shuajb Gërguri |
| 20 | Xhamia Goldau-Zvicer | 21 | Rexh Gurgurovci |
| 21 | Xhamia Flums-Zvicer | 20 | Irfan Musliji |
| 22 | Xhamia Limmatalit Dietikon-Zvicer | 20 | |
| 23 | Qendra Kulturore Islame Frankfurt-Gjermani | 20 | |
| 24 | Xhamia Mönchengladbach-Gjermani | 17 | |
| 25 | Xhamia Offenbach-Zvicer | 16 | |
| 26 | Qendra Shqiptqre Fetare Kulturore-Norvegji | 15 | Sabri Jonuzi |
| 27 | Xhamia Rainah-Zvicer | 27 | |
| 28 | Xhamia El-Furkan Duisburg-Gjermani | 13 | |
| 29 | Xhamia Bochum-Gjermani | 11 | |
| 30 | Sho.Kul.Islame Shqiptare Freiburg-Gjermani | 10 | |
| 31 | Xhamia Besimtari Bassel-Zvicer | 10 | |
| 32 | Xhamia Uniteti Emmenbrucke-Zvicer | 10 | |
| 33 | Xhamia Langenthal-Zvicer | 9 | |
| 34 | Ikre-Lexo-Lesen Rorschach-Zvicer | 6 | |
| 35 | Familja Bajram Iseni | 5 | |
| 36 | Familja Rexhep Arifi | 4 | |
| 37 | Xhamia shqiptare-Londer-Angli | 4 | Mehmet Stublla |
| 38 | Agron Cenaj | 3 | |
| 39 | Besarta Bajrami-Latifi | 3 | |
| 40 | Klinika Amerikane | 2 | |
| 41 | Bediha Ahmeti | 1 | |
| 42 | Jeton Dragusha-Emine Preniqi | 1 | |
| 43 | Sevgim Dzemaili | 1 | |
| 44 | Valbone Dermaku-Begzad Dermaku | 1 | |
| 45 | Orhan Arifi | 1 | |
| 46 | Dardan Kadriu | 1 | |
| 47 | Rrezarta Ajeti | 1 | |
| 48 | Atidja Arifi | 1 | |
| 49 | Arsim Mulaku | 1 | |
| 50 | Humet Jonuzi | 1 | |
| 51 | Shpetim Jashari | 1 | |
| 52 | Salim Ibrahimovic | 1 | |
| 53 | Ardian Salihu | 1 | |
| 54 | Blerta Avdiu | 1 | |
| 55 | Petrit Panxhaj | 1 | |
| 56 | Dren Zatriqi | 1 | |
| 57 | Genc Kusari | 1 | |
| 58 | Fikret Skenderi | 1 | |
| 59 | Gani Imeri | 1 | |
| | *Gjithsej* | **1,162** | |

# MUHAMEDI A.S.

*Të falënderojmë o Allah, për të mirat që na ke dhanë
Na ke dhanë shnetën dhe dituninë
Naj dërgove Muhamed Mustafanë
Dritë dhe paqe për krejt njerëzinë*

*Pa nanë e pa babë u rrit
Pa përkrahje i vetmuam ish
Por asniherë nuk u mërzit
Pasi pshtetjen te Ti o Allah e kish*

*Ish i pajisun me nder e me njerëzi
Nuk punoj të liga kurrë
As kur ish i ri
E as masi u pat ba burrë*

*Nuk ka pi kurrë alkool
As lojë të fatit nuk ka lujt
Vetë ka kenë i pashkollë
Po Allahu e ka rujt*

*Kur Muhamedia.s. katërdhjet vjet i kaba
I erdh shpallja prej Perëndisë
Ti, o Muhamed je i mbrami pejgamber
Do të jesh mësues i krejt njerëzisë*

*Pak kohë këtë shpallje e ka mbajt në fshehtësi
Se cilit me i tregue
E kadit veç gruaja e Tij
E cila pa ngurrim i kabesue*

*E kanë hetue disa të ndershëm
Në të cilët edhe ma herët ka pas besim
Ata aspak pa hezitue
E pranuen Islamin për dinë*

*Dita ditës ushtoje numri
Çka ishin të vendosun në imanë
Prej Allahut i erdhi urdhni
Dilni thirrni tash për mejdan*

*Vujten shumë për këtë fe të drejtë
Edhe kurrë nuk u banë pishmanë
Shumë herë e kan pague me jetë
Por gjithmonë të lumtur janë kanë*

*Muslimanët ishin të vendosun
Plot zemrën me imanë
Të maltertuem e të burgosun
E Pejgamberin vetëm mos me e lanë*

*Ka thirr në Meke trembëdhjetë vjet
Në besimin në një Zot
Të munduem, të rrezikuem edhe për bukë tuj hjek
E nuk janë zmbrapsun dot
Muhamedia.s. dha urdhnesë
Shkoni në Medine ore vllazni
Se s'kama në Meke bashkëjetesë
Me këta njerëz me idhujtari*

*Shkuan si munden me shumë peripeti
Veç pse ishin muslimanë
Nuk ju dhimbsen mall as shpi
Veç të rrnojshin me dinë e imanë*

*Pejgamberi a.s.me të fundit kashkue
Me shokun e vet ma të mirin
Kur armiqtë e kanë hetue
Muhamedin me Ebu Bekirin*

*Armiqtë si të çartun kanë dalë
Si të pamend në krye
Ja të vdekur ja të gjallë
Në Meke me i kthye*

*Pejgamberia.s. tha vetëm nuk jena
O Ebu Bekir të vërtetën po ta thamë
Allahun me vete e kena
S'ka kush çka na banë*

*Armiqtë tanë e mbanë i kqyrën
Rrugët që çofshin për Medine
Këta i ruajti Zoti e nuk u hetuen
Edhe pse ishin në shpellë pas shpine*

*Ishin dalë medinelitë
Dikush knon e dikush defit i bjen
Pejgamberin me gëzim me prit
Të lumët na kush po na vjen*

*Ebu Bekri ja dha Pejgamberit çikën për grue
Hazreti Ajshen beqare
Të dytin vit hixhrije kunorë ka vnue
Kur kjo ish 18-19 vjeçare*

*Nuk është e vërtetë çka thojnë do shpirtzi
Që nuk i ndalin shpifjet prore
se e paska pas marrë Ajshen tuj u kanë ajo fëmijë
E ai medemek në moshën e pjekun burrnore*

*Para shpalljes së Muhamedit pejgamber
Hazreti Ajshja i ka pasë katër vjet
Në Meke ka thirr trembëdhjetë
Edhe katra përpara, po bajnë shtatëmbëdhjetë*

*Dy ne Medine bëjnë nëntëmbëdhjetë
Kjo është gjendja e kësaj martese, reale
E ka marrë Ajshen nëntëmbëdhjetë vjeçare
Kush fol me hile ndryshe ban iftire të madhe**

*Mulla Mehmet Gashi*

* Shënim i redaksisë:Hoxha poet, në këtë poezi të tij, qëllimisht gërsheton trajta të standardit me ato të të folmeve të gegërishtes, që të shprehë ndjenjat dhe idetë me një veçanti estetike

# Idetë nga na vijnë

*Shpesh njeriut i jepet të kujtohet*
*Tek sodit veten, përreth dhe gjithësinë*
*A thua idetë që po na vijnë në mendje*
*Kanë farë burimi, kanë ndonjë origjinë*

*Dije më së pari*
*Që jeta të mos të shkojë huq*
*Se pa i paraprirë njëherë ideja*
*Asnjë veprim s'mund të bëjë askush*

*Kjo është natyra*
*Që Zoti i veshi njeriut, krijesës së Vet*
*Ndaj dhe na shpjegoi Muhamedi a.s.*
*Se çdo vepre vlera i peshohet për nijet*

*Tash ti do të dish për origjinën e ideve*
*Po e pret me shumë kureshtje pa durim*
*Se ti o njeri nuk e njeh kurrë vetë vetveten*
*Ndaj të çoi Zoti libra e pejgamberë për shpjegim*

*Burimet janë pesë*
*Idetë prej nga mund të vijnë*
*Ty ta dhëntë gjithë Zoti të mbarën*
*E të pastër paç kroin ku ujë do të pish*

*Për keq ide të bie Shejtani*
*Dhe nefsi yt të nxit për prapësi*
*Ndaj edhe kur prangosen shejtanët*
*Në Ramazan ende dikush bën djallëzi*

*Për mirë ta çon mendjen Zoti*
*Melekët këtë detyrë e kanë*
*Shpallje zemre që i thonë*
*Këto dy burime janë*

*Dijetarët e thelluar na kanë dhënë shenja*
*Kur hyjnore e kur engjëllore është ideja*
*Po përmendim këtu kryesoret*
*Por ka dhe shumë të tjera*

*Nëse ideja të vjen fuqishëm dhe pandërprerë*
*Të ka ardhur nga Zoti, përmbaju se je nderuar*
*Po kur të vjen pa këmbëngulje e pa kontinuitet*
*E ke nga melekët, ata janë kështu për të këshilluar*

*Po kujdes nga Shejtani, se ai është planxhi*
*Nganjëherë të bie ide "të mira" e synon ligësi*
*Prandaj që të dish kësaj kurthe si t'i ruhesh*
*Shihe veten kur të vjen ideja Zotit a po i druhesh*

*Mbeti pa u përmendur ende burimi i pestë*
*Që nuk është tjetër veçse vetë mendja*
*Kur punon me urtësi, bie ide të mira*
*E kur me pasion - ide të padenja*

*Këto janë burimet e pasurisë ideore*
*Gjithsej jo më shumë se pesë:*
*Zoti, melekët, shejtani, nefsi*
*Dhe mendja vetë*

*Ilmi Rexhepi*



## Myftiu Tërnava vizitoi kryetarin Lladrovci

*Prishtinë, 23 janar 2018*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga stafi i tij dhe kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Drenasit, Valon ef. Beçuku, vizitoi kryetarin e komunës së Drenasit, z. Ramiz Lladrovcin. Temë e këtij takimi ishte bashkëpunimi mes dy institucioneve.

Nga ana e tij, kryetari Lladrovci shprehu falënderime për Myftiun Tërnava dhe konsideratë për rolin e Bashkësisë Islame të Kosovës që ka luajtur dhe po luan për ndërtimin e institucioneve të Kosovës dhe për krijimin e një ambienti të qetë e të sigurt, duke i vënë theks të veçantë harmonisë dhe tolerancës ndëftetare. Ai po ashtu theksoi se ka bashkëpunim shumë të mirë mes dy institucioneve, sidomos për ruajtjen e qetësisë dhe sigurisë publike, duke u zotuar se ky bashkëpunim do të vazhdojë.

Kurse nga ana e tij, Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, fillimisht uroi kryetarin Lladrovci për marrjen



*Myftiu Tërnava dhe kryetari i Drenasit z. Lladrovci*

e mandatit si kryetar komune, e falënderoi për bashkëpunimin me BIRK-un dhe ngriti nevojën që edhe më tepër të punohet që t'i çojmë përpara proceset.

"Falënderoj kryetarin Lladrovci dhe stafin e tij dhe çmoj bashkëpunimin e tyre me KBI-në në Drenas, në veçanti për përkrahjen e ndërtimit të godinës së KBI-së në Drenas, e cila është një ndërtesë jashtëzakonisht e mirë, me mbi 4000 m2, ndërtimi i vrazhdë ka përfunduar dhe tash është duke u kompletuar. Do të krijohen kushte shumë më të mira për punë të KBI-së sesa deri më tani dhe do të forcojë edhe bazën materiale të Këshillit",- tha Myftiu Tërnava

Më pas, ai ka shprehur vendosmërinë me të cilën Kryesia e BIRK-ut është e interesuar të ndërtojë edhe një xhami tjetër për nevoja të xhematit dhe këtë kryetari Lladrovci e cilësoi si kërkesë shumë me vend dhe tha se do ta shqyrtojë mundësinë e ndarjes së një parcele këtu brenda në Drenas, ngase është nevojë e qytetarëve që të kenë ku ta adhurojnë Zotin, ku të edukohet brezi i ri në aspektin fetar dhe kombëtar.

Myftiu tha se çdo ardhje në Drenas e ka një domethënie të veçantë, ngase vijmë në një vend ku është derdhur shumë gjak dhe ku kanë rënë shumë dëshmorë për lirinë dhe pavarësinë e Kosovës dhe u lut që Zotin xh.sh. t'i shpërblejë me Xhenetul-Firdevsin.

Më pas, Myftiu Tërnava vizitoi selinë e KBI-së në Drenas, ku u prit nga kryetari i Këshillit Valon ef. Beçuku, i cili e falënderoi Myftiun Tërnava për vizitën dhe për përkrahjen e vazhdueshme nga ana e tij dhe e Kryesisë për realizimin e projekteve në të mirë të



*Myftiu Tërnava vizitoi ndërtesën e KBI-së në Drenas*

xhematit si dhe kryetarin Lladrovci për bashkëpunim konstruktiv. Ai vlerësoi lart kontributin e Myftiut Tërnava për ndërtimin e ndërtesës së KBI-së në Denas dhe tha që shpreson se, me ndërtimin e kësaj ndërtese, të zgjidhet çështja financiare e imamëve. (R.S).

## Myftiu Tërnava priti në takim koordinatorin nacional për siguri, Lulzim Fushticën

*Prishtinë, 12 janar 2018*

Myftiu i Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava priti në takim koordinatorin nacional për siguri, Lulzim Fushticën. Në takim mori pjesë edhe Kryeimami Sabri ef. Bajgora.



*Myftiu Tërnava në takim me z. Fushticën*

Me këtë rast, Myftiu i Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava e falenderoi z. Fushticën për vizitën dhe e uroi për detyrën e re duke i dëshiruar sukses në këtë detyrë.

Më pas Myftiu Tërnava theksoi se Bashkësia Islame e Kosovës vazhdimisht është angazhuar dhe do të angazhohet që në Kosovë të jetë një ambient i qetë e i sigurt, larg çdo ideologjie ekstremiste dhe radikale.

Nga ana e tij, koordinatori nacional për siguri, Lulzim Fushtica, falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen dhe çmoi kontributin e Bashkësisë Islame të Kosovës që po jep që vendi ynë të ketë një ambient të sigurt dhe të qetë.(R.S)

### Myftiu Tërnava vizitoi kompanitë e certifikuara me Standardin "Hallall" në komunën e Klinës dhe atë të Pejës

*Prishtinë, 24 janar 2018*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, me bashkëpunëtorët e tij, sot vizituan kompaninë e mirënjohur vendore "AMO" në Klinë, e cila merret me prodhimin e produkteve ushqimore dhe që është certifikuar me Standardin "Hallall" nga Instituti Kosovar për Certifikim Hallall, që është institut i themeluar nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës. Myftiu, me këtë rast, e uroi kompaninë për marrjen e certifikatës së Standardit "Hallall" dhe u nda i kënaqur me punën që bëhet në këtë kompani. "Vërtet kur njeriu ka dëshirë dhe vullnet të bëjë diçka për vendin dhe për shumë familje, atëherë ka mundësi ta bëjë. Unë sot në këtë vend pashë një prodhim jashtëzakonisht të cilësisë së lartë që ka vërshuar tregun e Kosovës dhe të botës, i urova shëndet e sukses duke lutur Zotin që t'i realizojë të gjitha qëllimet që ka. Ne edhe në të ardhmen do të vijmë të ju vizitojmë dhe do të kënaqemi me atë që bëhet në vendin tonë. Ne e kemi certifikuar këtë kompani, në produkt të së cilës shënon edhe vula e BIRK-ut dhe kjo flet shumë: produktin e kësaj kompanie mund ta marrin pa asnjë dyshim të gjithë ata që dëshirojnë ta kenë në tryezat e tyre."- tha Myftiu Tërnava. Drejtori i kompanisë "AMO", z. Burim Morina, nga ana e tij, falënderoi Myftiun Tërnava pr vizitën dhe tha se certifikimi i produkteve me Standardin "Hallall" ka rëndësi të madhe për zhvillimin e kompanisë. "Certifikimi me Standardin 'Hallall' për produktet ushqimore do të ketë ndikim pozitiv te kompania, besojmë se do të çojë edhe në rritjen e shitjeve që eksporton në 11 vende të botës. Kompania ka të punësuar 65 punëtorë. Në këtë vazhdë, Myftiu Tërnava qëndroi në Pejë me bashkëpunëtorë dhe me përfaqësuesit e KBI-së të Pejës, ku vizitoi edhe kompaninë "Bibita" për prodhimin e lëngjeve dhe fabrikën "Ultracosmetics" për prodhimin e faculetave, uruan kompanitë për licencimin me Standardin Hallall nga Instituti për Certifikim Hallall dhe për bashkëpunimin që ka kjo kompani me BIRK-un, u shprehën se qenka duke u bërë një punë jashtëzakonisht e madhe: produktetet e saj eksportohen në më shumë se 40 vende të botës, duke përfshirë shtetet evropiane, shtetet e Gjirit e deri në Mongolinë e largët, kjo do të jetë bërë me dije dhe vullnet të madh të udhëheqësve të saj dhe kjo punë pa dyshim që promovon



*Myftiu Tërnava vizitoi kompanitë e certifikuara "Hallall"*

më së miri emrin e shtetit tonë në botë. Përfaqësuesi i kësaj kompanie, z. Granit Gruda, falënderoi Myftiun Tërnava për vizitën dhe për dhënien e Certifikatës Hallall. Z. Gruda u shpreh se Certifikata Hallall u ka mundësuar të eksportojnë në shumë shtete islame, por edhe të tjera, sepse pasi është pajisur me këtë certificatë, ka pasur kërkesa të mëdha edhe nga vendet evropiane.

KHI (Kosova Halal Institute) është institucion i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, i themeluar në vitin 2011, i angazhuar për monitorim dhe certifikim të kompanive dhe prodhimeve që përmbushin kriteret sipas standardit Hallall.

### Myftiu Tërnava vizitoi kryetarin e komunës së Vushtrrisë, z. Tahirin

*Prishtinë,25 janar 2018*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, me bashkëpunëtorë, i shoqëruar nga kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Vushtrrisë, Shemsi f. Rrahimi, sot vizituan Xhafer Tahirin, kryetar i komunës së Vushtrrisë. I uruan zgjedhjen në postin e kryetarit të komunës. Kryetari Tahiri i dëshiroi mirëseardhje Myftiut Tërnava dhe e falënderoi për vizitën, duke vlerësuar se marrëdhëniet mes dy institucioneve janë shumë të mira dhe u zotua se gjatë mandatit të tij do të angazhohet që të jetë në funksion dhe shërbim të qytetarëve të Vushtrrisë.

Myftiu Tërnava, nga ana e tij, uroi kryetarin Tahiri për postin e ri duke i dëshiruar sukses dhe njëherit shprehu konsideratën për bashkëpunimin shumë të mirë mes BIRK-ut dhe Komunës së Vushtrrisë për realizimin e projekteve të përbashkëta në interes të qytetarëve.

Po në këtë takim, kryetari i KBI-së në Vushtrri z. Rrahimi dhe kryetari Tahiri, në prani të Myftiut Tërnava, nënshkruan marrëveshje mirëkuptimi për mbulimin e shpenzimeve të varrimit për qytetarët e Vushtrrisë. Me këtë marrëveshje komuna merr përsipër të përballojë të gjitha shpenzimet e varrimit për qytetarët në territorin e komunës së Vushtrrisë.

Në këtë vizitë, Myftiu Tërnava vizitoi edhe selinë e KBI-së në Vushtrri, ku u prit nga kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Vushtrrisë, Shemsi f. Rrahimi dhe stafi i tij. Me këtë rast, u njohën me rrjedhat dhe projektet që janë në realizim gjatë këtij viti në këtë këshill. Myftiu Tërnava premtoi se BIRK-u edhe në të ardhmen do të përkrahë dhe do të ndihmojë projektet në të mirë të xhematit tonë.

### Kthehet grupi i parë i umrexhive

*Prishtinë, 11 janar 2018*

Sot më 11.01.2018 arritën në Prishtinë umrexhitë nga Kosova, të cilët nën organizimin e Bashkësisë Islame të Kosovës qëndruan në vendet e shenjta, Mekë dhe Medinë, që nga data 31.12.2017. Në këtë grup udhëtuan 59 persona nën udhëheqjen e drejtorit të drejtorisë së Haxhit, Vedat ef. Sahiti. Umrexhitë gjatë qëndrimit në vende të shenjta patën rast të vizitonin shumë vende me rëndësi historike islame, si shpellën "Thevr", kodrën "Rahmeh", si dhe shumë vende të tjera në Mekë dhe në Medinë. Umrexhitë u shprehën se ishin shumë të kënaqur me shërbimet, që ishin cilësore dhe me organizimin e Kryesisë së BIRK-ut dhe se çdo gjë ishte në rregull. Allahu ua pranoftë Umren dhe të gjitha veprat e mira! Kryesia e BIRK-ut do të organizojë edhe umre të tjera në vijim. (R.S)



*Myftiu Tërnava dhe Kryetari i Vushtrrisë z. Tahiri*



*Grupi i umrexhinjve*

### Mbahet mbledhja e rregullt e redaksisë së revistës "Dituria islame"

*Prishtinë, 11 janar 2018*

Sot është mbajtur mbledhja e rregullt e redaksisë së revistës "Dituria islame".

Në fjalën hyrëse kryeredaktori aktual dr. Ajni Sinani foli për të arriturat dhe sfidat gjatë rrugëtimit dyvjeçar të kësaj redaksie duke çmuar dhe vlerësuar punën e anëtarëve të redaksisë dhe të gjithë atyre që kanë kontribuar me tema. Në këtë mbledhje po ashtu u analizuan puna dhe ecuria e kësaj reviste në dy numrat e saj të fundit. (R.S)



*Nga mbeldhja e redaksisë*

### Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës ndihmon skamnorët e rrethit të Tropojës dhe të Pukës me 3000 kg mish

*Prishtinë, 19 janar 2018*

Kryesia e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, në kuadër të veprimtarisë humanitare, nëpërmjet shoqatës së saj "Bereqeti", sot i ndihmoi skamnorët e rrethit të Tropojës dhe të Pukës. Në këtë veprimtari humane, BIRK-u ka shpërndarë 100 pako mish me nga 30 kg, që bëjnë gjithsej 3000 kg mish kurbani, për 600 familje të asaj ane, për secilën nga pesë kilogramë. Shoqata "Bereqeti" që vepron në kuadër të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, zotohet se do të bëjë gjithë çfarë është e mundur që të vazhdojë të ofrojë ndihmë për familjet skamnore. (R.S)

### Udhëheqësi i partisë antiislame në Gjermani konvertohet në mysliman, jep dorëheqje nga partia

Arthur Wagner-i, një politikan në shtetin lindor Brandenberg, është bërë mysliman. Alternativa e tij për Gjermaninë (AfD-ja) hyri në Bundestag vitin e kaluar pas një fushate populiste, antiislame

Sipas medieve të huaja, përcjell Telegrafi, ka qenë partia e ekstremit të djathtë, Alternativa (anti-islame) për Gjermaninë (AfD-ja) që ka konfirmuar të martën raportet në mediet gjermane se një nga politikanët e saj, Arthur Wagner-i, është konvertuar në Islam.

Wagner, një anëtar kryesor i AfD-së në shtetin lindor të Brandenburgut, dha dorëheqjen nga posti i tij në komitetin ekzekutiv kombëtar të partisë më 11 janar për arsye personale, ka thënë zëdhënësi i AfD-së, Daniel Friese.

"Partia nuk ka problem me këtë", kashtuar Friese.

Ai këmbënguli se partia kombëtare e AfD-së përfshinte grupe që përfaqësonin interesat e myslimanëve, si dhe të krishterët dhe homoseksualët.

Wagner-i, një gjerman me origjinë ruse, kishte qenë përfaqësues i AfD-së që nga viti 2015. Ai ishte anëtar i komitetit shtetëror me përgjegjësi për kishat dhe bashkësitë fetare.

Para se të bashkohej me partinë antiislamike, antiimigracionit, ai ishte anëtar i Kristian Demokratëve të kancelares Angela Merkel (CDU-së).

Wagner-i refuzoi t'u përgjigjet pyetjeve të gazetës gjermaneTagesspiegel, e cila së pari njoftoi për kthimin e tij në besimin islam.

"Kjo është çështje imja private", i tha ai gazetës. Por ai tha se nuk kishte asnjë përpjekje nga partia për ta detyruar atë të jepte dorëheqjen.

AfD-ja hyri në parlamentin kombëtar të Gjermanisë, Bundestag, për here të parë pas zgjedhjeve kombëtare të shtatorit – duke u bërë partia e tretë më e madhe.



*Ish-udhëheqësi i partisë antiislame në Gjermani Arthur Wagner*




### Xhamia e Bostonit ofron strehim për të pastrehët në dimër

Myslimanët vazhdimisht kanë shfaqur ndjenjën sociale dhe u kanë ndihmuar të varfërve dhe të pastrehëve. Shembulli më i mirë i këtyre ditëve është me xhaminë e Bostonit, e cila të pastrehëve u ka ofruar strehim dhe një shujtë të ngrohtë. Qendra islame në këtë qytet ka marrë këtë iniciativë së bashku me xhematn që t'u dalë në ndihmë të gjithë të pastrehëve dhe nevojtarëve në këtë dimër, kur temperaturat shënojnë -35. Kjo iniciativë është shtrirë edhe në pesë qytete të tjera e edhe në organizata bamirëse ndërkombëtare që do të bashkohen me organizatat lokale për t'iu gjendur sa më afër kësaj kategorie të shoqërisë, do të ketë edhe shtëpiza për dimër për të pastrehët.

Vazhdon largimi i myslimanëve të Arakanit drejt Bangladeshit

Vazhdon drama e të arratisurve myslimanë të Arakanit, që po ikin në drejtim të Bangladeshit për të gjetur shpëtim nga masakra dhe dhuna në Mianmar. Gjatë dy ditëve të fundit në Bangladesh kanë hyrë mbi 100 myslimanë të Arakanit. Ndërkohë që ende nuk dihet se a do të kthehen myslimanët e Arakanit të strehuar në Bangladesh. Ajo që mbetet shqetësuese është fakti sesi do të dërgohen prapa këta refugjatë, të cilët dëshmuan dhunën e ushtarëve dhe të ekstremistëve të tjerë të Mianmarit në provincën e Arakanit. Refugjatët e Arakanit nuk duan të kthehen në Mianmar pa u krijuar një atmosferë e tolerancës dhe është e papranueshme që këta persona, në vend se në shtëpitë të tyre, të transferohen në qendra strehimore në Mianmar. Bangladeshi shpesh bën thirrje për kthimin e myslimanëve të Arakanit në trojet e tyre.

### Refuzohet kërkesa e një myslimaneje në garën presidenciale në Rusi

Kërkesa e Ayna Hamzatova, bashkëshortes së Kryemyftiut të Dagistanit dhe njëherësh sekretarja e përgjithshme e revistës "Islami" për të marrë pjesë në zgjedhjet presidenciale ruse, është refuzuar nga Komisioni Qendror Zgjedhor i Rusisë. Refuzimi i kandidaturës së Hamzatovës është justifikuar me moskryerjen në rregull të disa procedurave dhe mosparaqitjen e disa dokumenteve të nevojshme pranë këtij komisioni. Nga ana tjetër, më 30 dhjetor, një grup prej 542 nismëtarësh mbështeti 46-vjeçaren Ayna Hamzatovën, bashkëshorten e Kryemyftiut të Dagistanit për të kandiduar në zgjedhjet presidenciale ruse. Zgjedhjet presidenciale në Rusi janë caktuar për datën 18 mars të këtij viti.



### Sallë lutjesh për myslimanët e Afrikës së Jugut

Myslimanët e Pretorias në Afrikën e Jugut të cilët përbëjnë rreth 2% të popullsisë 55 milionëshe, kanë kërkuar nga autoritetet qeveritare që t'u sigurojnë një sallë lutjesh në kuadër të spitalit akademik Steve Biko dhe, për këtë, ky komunitet është një gjendje të mbajë objektin nëse atyre u jepet hapësirë. Aktivisti, Yusuf Abramxhi tha: "Për tre vjet, ne u kemi kërkuar autoriteteve që të na japin një dhomë lutjesh, por ata kanë injoruar thirrjen tonë. Unë kam paraqitur një ankesë në emër të myslimanëve në Komisionin për Promovimin dhe Mbrojtjen e të Drejtave të Komuniteteve Kulturore Fetare dhe Gjuhësore për të arbitruar këtë çështje. Në këtë spital ka shumë mjek myslimanë, staf dhe pacientë që vazhdojnë të vijnë në spital, por nuk kanë vend për të kryer lutjet e tyre,- tha ai. Aktivisti pretendoi se të krishterëve u ishte caktuar një vend lutjesh në spital. Kushtetuta e Afrikës së Jugut respekton lirinë e adhurimit dhe myslimanët gëzonin marrëdhënie të mira me grupe të tjera besimesh në vend.

### Në Palestinë zbulohen mus'hafa të periudhës osmane

Gjatë renovimit të xhamisë Omarbinal- Hattab në Tabije të Bregut Perëndimor të Palesitnës u zbuluan tri kopje të Kuranit që datojnë nga koha e sulltani Abdul- Hamid II (1876-1908). Janë gjetur në një xhami në qytetin historik të Palestinës."Ne nuk kishim idenë se musafat ishin atje, ata ishin vendosur në mesin e një grumbulli të librave të tjerë. Ne i gjetëm gjatë renovimeve",- tha myezini i kësaj xhamie, Azizi. Këta libra janë dorëshkrime në gjuhën arabe, ata u shkruan me dorë nga një shkrues, Sejid Mustafa Nazif Efendiu, më 1887. Këta musafa do të kontribuojnë për rëndësinë historike të xhamisë sonë dhe qytetit tonë. Librat do të ekspozohen së shpejti në një ekspozitë.



Theodor Herzl, themeluesi i sionizmit modern, nuk arriti të bindë sulltanin Abdul- Hamid II që të lejojë emigrantët hebrenj të krijojnë një "atdhe" për çifutët në Palestinë, e cila në atë kohë ishte një territor osman. Theodor Herzl-i, megjithatë, përfundimisht arriti të marrë mbështetjen e Perandorisë Britanike, nëpërmjet Deklaratës tani të famshme të Balfour –it në vitin 1917. Në lidhje me këtë, dihet se Sulltani tha: "Unë nuk do të shes asgjë, jo as një gisht të territorit, sepse ky vend nuk më përket mua, por popullit tim". Populli im, do ta shesë këtë tokë për të njëjtin çmim që kanë paguar për çlirimin e tij me gjak".

### Turqia përkthen Kuranin në katër gjuhë të ndryshme

Në kuadër të programit "Asnjë gjuhë pa Kuran", Këshilli më i Lartë i Çështjeve Fetare të Turqisë, Kryesia e Çështjeve Fetare (Dijaneti), ka përkthyer Kuranin në gjuhët: bullgare, uzbeke dhe në dy gjuhë amtare afrikane, cheva dhe shona. Dijaneti thotë se synon të përhapë mesazhin e Kuranit te njerëzit në të gjithë anët e botës. Përkthimet në gjuhët Cheva dhe Shona do të dërgohen në dy shtete afrikane, në Zimbabve dhe Malavi. Dijaneti e ka përkthyer Kuranin në disa gjuhë të tjera më parë, duke vepruar sipas kërkesave të vendeve të ndryshme. Së shpejti në kuadër të këtij projekti është edhe plani për të botuar përkthimet e Kuranit në gjermanisht, frëngjisht, rusisht dhe persisht.

### 86- vjeçari indian përkthen Kuranin në gjuhën angleze

Muhamed Jasini, me profesion profesori, është në moshën 86-vjeçare dhe ka arritur që të përkthejë Kuranin në anglishten moderne. Ai poashtu ka përpiluar një fjalor, të parin e këtij lloji në botë - nga arabishtja në gjuhën angleze të titulluar "Fjalori i Parë Gjithëpërfshirës i Kuranit të Madh", i cili fjalor është në proces të botimit. Ai lindi më 1932 në Xhelalabad, Indi. U rrit jetim, nën kujdesin e xhaxhait të tij, por në moshën 17-vjeçare prapë mbetet pa kujdes pasi i vdes edhe xhaxhai. Që nga fillimi i jetës së tij akademike, ai u tregua i jashtëzakonshëm. Tragjedia apo varfëria nuk e ndaluan atë nga arritja e qëllimeve, ai shiti dhitë e tij për t'u pranuar në kolegjin Eving Christian, Allahabad, Indi. Këtu ai gjeti ushqimin shpirtëror dhe atë mendor. Ai lexoi shumë libra dhe u bë zotërues i gjuhëve urdu, anglisht dhe hindu. Ai arriti ta mësonte arabishten për të përkthyer Kuranin sa më mirë. Filloi të përkthente Kuranin në vitin 1960, por për shkak të telasheve dhe rrjedhave të jetës, e përfundoi përkthimin në fund të viteve të nëntëdhjeta. U diagnostifikua me glaukomë, kishte mbështetje minimale, por kjo nuk e dekurajonte profesorin Muhamed Jasin që të bënte çdo përpjekje për ta kthyer ëndrrën e tij në realitet, përkthimin e Kuranit në anglishten moderne. *(R.S).*



| AUTOR: AGIM GASHI | FAKULTETI I STUDIMEVE ISLAME | QË LIDHET ME OQEANIN ATLANTIK | HEROI I KOMBIT, HOXHË ... PRISHTINA (shq.) | NJË NGA ROLET LEGJENDARE TË BEKIM FEHMIUT | RAXHIA | TEATRI KOMBËTAR | SHKENCA MBI MORALIN | BËHET LESHI PAMBUK | ARRATIA | | MËNYRA E NOTIT | AMPERI | MJET SHPËRTHYES | I EPSHËM | SHKOJ NGA BRENDA JASHTË |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| PJESË E NJË UNIVERSITETI | | | | | | | | | | VARIANT I EMRIT SAMED / SHKUAR ME KËMBË | | | | | |
| ... DHE STALGMITET | | | | | | | | | | | | ZONA / O.T.M. | | | |
| QEP DIÇKA | | | | | | JO RACIONAL / NËSE (ang.) | | | | | | | | | |
| | E VJETËR / JO E NGURTË | | | | | | | | LART / URANI | | | | | | ZONA |
| KOMPOZITORI, PRESHEVA | | | | | REGJISTRIM FATURASH | | | | | | | | TONI KUKOÇ / ARMATOSJE | | |
| LAWRENCE TECHNOL. UNIVERSITY | | | | VADITA |  | | | | | | | AJËR (ang.) / I RASTIT, I PAPRITUR | | | |
| PËREMËR VETOR | | | URANI / DEGË E MJEKËSISË | | | | | | | | KASA | | | | |
| QOSH | | | | | | | | | | | KILOMETRI | | | HIDROGJENI / AI QË PO MBARON SHKOLLËN E MESME | |
| NGJYRA E FYTYRËS | | | | | | | | | | | NJË NGA VËLLEZËRIT FRASHËRI | | | | |
| INDUKSIONI | | ASTATI / E AKADEMISË | | | | | | | | | IndexedTAN | | | | |
| USHTRIM KARATEJE | | | | | | | | | | | JO NATA | | | | |
| SHKRIMTARI, UMBERTO | | | | AI QË MERRET ME BLETË | | | | | | | EMULATOR | | | | ZOG GRABITÇAR |
| | AMBASADA / TENDOSJE | | | | | | | | | | AZOTI | | REPUBLIKA SOCIALISTE / R.J. | | |
| ISH-MINISTRI I JASHTËM SHQIPTAR, ÇARÇANI | | | | | DATA ORIENTED PARSING | PËRGËZIM | KALIUMI | UJI I NGRIRË | KOKËÇARJE | EMNAKU I AMIRES | TRAKAS | | | | |
| C.E. | | | MËNYRA E MIRË E SJELLJES / I MPRHTË | | | | | | | | TEOLOGU SINANI / ASHTU QOFTË | | | | |
| JO PROFESIONIST | | | | | | | ... ATARURK / TELEPHONE USER PART | | | | | | T.F. / TANTALI | | |
| KAPITULIMET E SËRISHME | | | | | | | | | | | | | | TONI / PËREMËR VETOR | |
| SHKUAR ME VRAP | | | | | TUNA E VENDOSUR E BARIT / LITRI | | | | | | | NËNË (krahin.) / AUSTRIA | | | |
| GRUP I ALKILEVE NGA METANI | | | | | | VEND ARTIFICIAL KU NOTOHET | | | | | | | ERBIUMI | | |

**Këshilli i Bashkësisë Islame i Obiliqit**

*Shpall:*

# KONKURS

Për plotësimin e vendeve të lira të punës imam, hatib dhe mual-lim në xhamitë e fshatit Lajthisht.

**Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit;
2. T'u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, rregulloreve e vendimeve të Kryesisë dhe rregullores e vendimeve të Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar;
6. Të jenë kreativë në punë;
7. të sjellin kopje të letërnjoftimit;
8. Të jenë nënshtetas të Republikës së Kosovës.

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklaratë me shkrim se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – ja, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional.

Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!

**Vërejtje:**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Obiliqit.

Pagesa sigurohet nga mbledhja e anëtarësisë nga xhemati përkatës.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi është i hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria islame".



BASHKËSIA ISLAME E REPUBLIKËS SË KOSOVËS

# DREJTORIA PËR HAXH DHE UMRE



# ORGANIZIMI I UMRES

nisja: 15 SHKURT 2018
kthimi: 25 SHKURT 2018

## Medinë: Hoteli "Salam Marmara" (4 netë)
## Meke: Hoteli "Ibis Hotel" (6 netë)

### ARANZHMANI:

- bileta e aeroplanit
- vaksinimi kundër meningjitit
- sigurimi shëndetësor
- taksat e aeroportit dhe hoteleve
- akomodimi në hotel
- ushqimi: Medinë (3 herë në ditë),
  Meke (mëngjesi dhe darka 'open bufe')
- vizita e vendeve historike
- transporti në vendet e shenjta me autobus komod
- kryerja e tri umreve: Xhuran, Hudejbije dhe Ten'im
- udhërrëfyesi për kryerjen e Umres dhe çështjeve tjera fetare
- ihramat për burra dhe shamitë për gra
- një darkë në ambient të hapur në Meke
- bagazhi me peshë deri në 35 kg
- 5 litra ujë zemzem të paketuar.

çmimi prej € 1100

### PAGESA PËR PERSON

dhoma me 4 krevate: **1100 €**
dhoma me 3 krevate: **1150 €**
dhoma me 2 krevate: **1200 €**

### PAGESA PËR FËMIJË

0 - 2 vjeç: **500 €**
2 - 6 vjeç: **900 €**
6- 12 vjeç: **1000 €**

### DOKUMENTET E NEVOJSHME PËR VIZË:

- Pasaporta valide me afat më tepër se 6 muaj nga data e udhëtimit.
- Dy fotografi me dimensione: 3.5 x 4.5cm, me prapavijë të bardhë.
- Dëshmia e marrjes së vaksinës kundër meningjitit (Inst. Komb. Shënd. Publike).
- Certifikata e martesës (për bashkëshortët nëse udhëtojnë bashkë).
- Certifikata e bashkësisë familjare (për prindërit që udhëtojnë me fëmijë).

*Regjistrimin mund ta bëni në Këshillin e Bashkësisë Islame*